# ﴿ الإسلام وأثره في الحضارة وفضله على الإنسانية ﴾

« باللغة الألبانية »

أبو الحسن الندوي

ترجمة: باشكيم علي

مراجعة: اللجنة العلمية لدى اللجنة السعودية المشتركة
لإغاثة شعب كوسوفا

2011 - 1432

IslamHouse.com

***Titulli i origjinalit:***
EL ISLAM - ETHERUHU FIL HADARE VE FADLUHU ALA EL INSANIJJE

***Titulli i librit:***
ISLAMI - ndikimi i tij në civilizim dhe merita e tij për njerëzimin

***Autor:***
Ebul-Hasen Ali en-NEDEVIJJ

***Përktheu nga arabishtja:***
Bashkim ALIU

***Redaktor gjuhësor-korrektor:***
Arian Koçi

***Kopertina & Faqosja:***
PLAKU DeSiGn – Bashkim Svirca

***Shtypi:***

***Tirazhi:***

***Boton:***
KOMITETI I BASHKUAR SAUDIT – NDIHMË KOSOVËS

## FJALA E AUTORIT

*Falënderimi i takon vetëm Allahut, lavdërimet dhe përshëndetjet qofshin mbi atë pas të cilit nuk ka më Pejgamber.*

*Autorit të këtij punimi iu drejtua ftesë nga Këshilli Nacional për Kulturë, Art dhe Letërsi në Ministrinë e Informimit në Kuvajt që ta mbajë një ligjeratë në temën "Islami dhe civilizimi njerëzor", me rastin e fillimit të shekullit XV hixhrij, që u kremtua në anë të ndryshme të botës, në mënyra dhe ngjyra të ndryshme.*[1] *Ky propozim hasi në përkrahje shpirtërore dhe ideore në shpirtin e autorit, për shkak të kuptimit të tij, rëndësisë dhe seriozitetit të kësaj teme, si dhe preokupimit të tij me studim dhe shkrim rreth asaj që ka të bëjë me këtë temë dhe të ndihmojë për t'u zgjeruar, nëse ka nevojë për të dhe për t'u koncentruar në të nëse lypset prej tij koncentrim me lexim dhe shkrim, studim dhe rezonim. Për atë u pranua kjo ftesë e bekuar dhe e mireseardhur, e cila arriti nga një vend islamo-arab, u përgatit për të një seminar për një kohë të shkurtër përplot me punë të shpeshta dhe udhëtime e vizita të njëpasnjëshme.*

*Solemnitetin e organizoi Ministria e Informimit në Kuvajt dhe ligjërata u mbajt në amfiteatrin e Fakultetit të Shkencave në Universitetin e Kuvajtit, në lagjen Halidije, ditën e mërkurë në mbrëmje, 18 Safer 1404 h/23 Nëntor 1983. Në të morën pjesë personalitete të shquara, dijetarë të mëdhenj dhe intele-*

1 Në mesin e tyre ishte edhe solemniteti të cilin e organizoi Organizata Islame e Studentëve, më 22 Dhul-hixhxhe të vitit 1400 hixhrij, në sallën e madhe të simpoziumeve në kryeqytetin e shtetit verior të Indisë, Lakheneu, dhe prej rezultateve dhe gjurmëve të tij të dobishme që mbetën ishte edhe ligjërata e autorit të këtyre rreshtave, e cila më vonë u botua me titull: "Shekulli i ri i XV-të i hixhretit, në dritën e historisë dhe realitetit", në tri gjuhë, urdisht, arabisht dhe anglisht. Ajo pati jehonë dhe pranim të mirë në mjediset fetare dhe shkencore.

*ktualë të vendit, po ashtu pjesa më e madhe e këtij seminari u lexua në një tubim të madh  në klubin kulturor të Mekes, në fund të muajit Safer 1404 h/6 Dhjetor 1983 dhe u botua në përmbledhjen "Biseda të botuara me vëllezërit tanë arabë dhe muslimanë".*

*Por, krahas bazave të forta valide dhe aspekteve të ndritshme e inkurajuese që kishte në temë, punimin e përshkon natyra e improvizimit dhe vështrimit azhur të asaj që ka të bëjë me këtë temë nga afër ose larg për shkak të  kohës së shkurtër dhe preokupimit të trurit.*

*Pas kësaj, autori u ftua nga Sekretariati i Përgjithshëm për simpoziumin e katërt botëror për biografinë dhe sunetin e Pejgamberit a.s., i cili mbahej në lokalet e Ez-herit të famshëm në Kajro. Bashkë me të ishte lista e temave të propozuara për t'u paraqitur në këtë simpozium, prej atyre temave ishte edhe "Ndikimi i misionit Islam në civilizimin njerëzor". Kjo ftesë dhe kjo temë e propozuar e ngjalli dëshirën për t'u zgjeruar në të dhe e preokupoi mendjen. Pasi që autori kishte përfunduar nga të menduarit rreth saj, ia kushtoi asaj idenë dhe emocionet dhe i pushtoi pasionet e tij, gjë që ishte shprehi e tij në këso temash shkencore dhe objektiva transkriptive, filloi ta shqyrtojë atë sërish, të regjistrojë nën çdo titull anësor-gjatë shpjegimit të aspekteve dhe fushave në jetën e popujve, komuniteteve dhe civilizimit, në të cilat janë paraqitur ndikimet islame në format e tyre më të theksuara dhe në sqarimin e dhuntive të rëndësishme dhe dhuratave themelore të Islamit dhe Pejgamberisë së Muhammedit a.s. materiale të reja, argumente të forta dhe dëshmi të huaja, të cilat e transferuan ligjëratën prej një artikulli të shkruar me azhuritet, në një punim të shqyrtuar, të hollësishëm dhe studim shkencoro-historik që tërheq vëmendjen e studiuesve dhe shkencëtarëve të matur muslimanë dhe jomuslimanë. Po ashtu meriton të përkthehet në gjuhë të huaja dhe t'i prezentohet shtresës intelektuale të përgatitur për pranimin e së vërtetës dhe realitetit, dëshmive historike dhe deklaratave të kolosëve të huaj dhe autoriteteve të shquara të mendimit dhe gjurmimit në botën perëndimore dhe në nënkontinentin Indian.*

*Autori nuk u përmbajt dhe as që e ndaloi modestia që ta potencojë atë që është shkruar nga dora e tij për disa aspekte të kësaj teme në shkrimet e tij të mëhershme dhe në disa vepra të tij, kur e ka parë se si ia ka dhënë temës hakun e vet dhe nuk mund ta formulojë diç më të mirë se ajo, sepse çdo autor dhe shkrimtar pranon disa puhi të cilat nuk i janë të mundshme në çdo kohë dhe çdo vend dhe nuk i zihet për të madhe një autori ose shkrimtari nëse kopjon prej vetvetes për vetveten dhe shkëput pjesë prej librave dhe shkrimeve të tij. Lexuesi, i cili i ndjek shkrimet e autorit të këtyre rreshtave dhe veprat e tij, do të hasë në pjesë të cilat i ka lexuar në librat vijuese të autorit: "Ç'humbi bota me dekadencën e muslimanëve", ose "Biografia pejgamberike", të mos flasim për atë që është përmendur në përmbledhjen "Biseda të hapura me vëllezërit tanë arabë dhe muslimanë", por procesi i formulimit, kombini-mit, shkëputjes së teksteve dhe përshkrimit e bën këtë libër të vogël libër të ri me stil të dalluar shkrimi, të harmoni-zuar e kombinuar, konstruktiv e unik.*

*Autori, kur mori vesh për shtyrjen e simpoziumit të katërt botëror për biografinë dhe sunetin e Pejgamberit a.s., i cili qe prej motiveve të qasjes së sërishme të autorit të kësaj teme, edhe atë pa mos e caktuar terminin, e pa të arsyeshme ta botojë këtë libër për shkak lëndës që përmban për analizë, materialit për veprimtarët dhe të preokupuarit në fushat e da'ëes (thirrjes), si dhe kurajos për autorët dhe studiuesit, të cilët i nderoi Allahu me dituri të gjërë dhe zemërmirësi, trimëri në pranimin e realitetit dhe për t'u zgjeruar dhe kryer atë me dinjitet dhe meritë. Këtë studim të zgjeruar, i cili u bë shumë më voluminoz sesa seminari i parë, e quajta "Islami, ndikimi i tij në civilizim dhe merita e tij për njerëzimin". Qëllimin tonë e mbështesim tek Allahu xh.sh.*

***Ebu-l-Hasen Ali el-Hasenij en-Nedevijj***

***Akademia e Shkencave Islame, Asambleja e dijetarëve,***

***Lakheneu (Indi)***

***19 Sheval 1405 hixhrij***

***08.07.1985***

# ISLAMI

## NDIKIMI I TIJ NË CIVILIZIM DHE MERITA E TIJ PËR NJERËZIMIN

Falënderimi i takon Allahut. Lavdërimet dhe përshëndetjet qofshin mbi Pejgamberin e Allahut, familjen dhe mbarë shokët e tij.

### SHTRIRJA DHE INTERNACIONALIZMI I TEMËS

Tema "Islami dhe ndikimi i tij në civilizim" është temë aktuale dhe e gjallë, ajo nuk ka lidhje të fortë vetëm me pejgamberinë e Muhammedit a.s. dhe misionin e mësimet islame, por edhe me realitetin e jetës, aktualitetin e njerëzimit dhe ardhmërinë e tij, si dhe rolin e ummetit islam në ndërtimin e civilizimit dhe orientimin e tij.

Kjo temë është më e denjë për një punë kolektive sesa individuale. Kjo temë, nga vetë natyra e saj, është internacionale njerëzore, shtrihet në disa sfera të gjera e të ndryshme.

Sfera kohore shtrihet prej shekullit të parë islam e deri në shekullin në të cilin jetojmë; sfera hapsinore shtrihet prej një skaji në skajin tjetër të botës; sfera intelektuale shtrihet prej fushës së besimit (akaidit), deri në fushën e moralit dhe sjelljes, dhe prej sferës së shoqërisë dhe jetës familjare, deri në sferën e politikës, sheriatit, jurisprudencës dhe marrëdhë-

nieve të popujve dhe komuniteteve mes vete; dhe prej sferës së formave qytetëruese progresive precize, deri në sferën e arkitekturës, letërsisë, poezisë dhe shijes së lartë.

Çdonjë nga këto sfera është e gjerë dhe përmban shumë kënde të shtrira, për atë nuk mund t'ia japë hakun sa duhet kësaj teme vetëm se një akademi e përbërë prej profesorëve të shquar, ekspertë në fushat e veta të cilat kanë lidhje të ngushtë me këtë temë e cila ndriçohet me kolegjium profesionist në shkencë dhe hulumtim, besnik të ndershëm në gjykimin e gjërave, guximtar në dhënien e mendimit dhe rezultateve shkencore. Kështu një profesor e merr përsipër aspektin e besimit dhe të mendimit fetar, tjetri aspektin shoqëror, i treti aspektin juridik dhe ligjor, i katërti parimin e lirisë dhe të barazisë, i pesti të drejtat e gruas dhe pozitën e saj në shoqëri, e kështu me radhë. Ajo është më e përshtatshme për një enciklopedi të veçantë sesa për një libër dhe një punim i cili përgatitet për një kohë të shkurtë dhe me mendime të shkapërderdhura e punë të shumta. Mirëpo, sikur që kanë thënë të parët (më mirë diçka se asgjë) dhe nuk ka më të përkryer se Fjala e Allahut: "Po edhe nëse nuk i bie shi i madh, i bie një rigë(që i mjafton)."[2]

## OPERACIONET MË TË RËNDA DHE MË PRECIZE

Prej operacioneve më të rënda dhe më precize është analiza kimike e civilizimit i cili është fermentuar, seleksionimi i elementeve të cilat hynë në të në epoka të ndryshme dhe ne periudha të caktuara historike, kthimi i tyre në bazë dhe burim, përcaktimi i peshave dhe i fuqisë së ndikimit dhe pranimit të tyre, si dhe përcaktimi i atij i cili ka merita për këtë kontribut civilizues dhe reformë rrënjësore. Këto elemente dhe faktorë kanë hyrë në skeletin civilizues dhe ne shoqërinë njerëzore, depërtuan në brendinë e tyre dhe qarkullonin në to si shpirti dhe gjaku, reaguan dhe prej tyre u formua një natyrë e veçantë për këtë civilizim, gjë që ishte

---

[2] Sure: el-Bekare 265

rast me faktorët e formimit, edukimit, ambientit dhe ushqimeve në jetën e individit dhe formimit të personalitetit të tij të veçantë dhe deri tani nuk është zbuluar ndonjë laborator kimik i cili do ta bënte punën e analizës historike e as ndonjë mikroskop i cili do t'i zmadhonte këto pjesë të imta që e luajtën rolin e tyre në formimin e veçantë të civilizimit.

Prandaj, patjetër duhet t'u bëhet një studim i thellë dhe i gjerë historisë së popujve, bashkësive nacionale, vendeve dhe shoqërive, ashtu që të mund të bëjmë krahasim ndërmjet të kaluarës dhe së tashmes së tyre, ta njohim veprimtarinë e thirrjes islame dhe pejgamberisë së Muhammedit a.s. në reformimin e besimit dhe në përmirësimin e tij, zhdukjen e gjurmëve të injorancës, filozofive politeiste dhe traditave të trashëguara, kthimin e rrymës ideologjike prej një ane në anën tjetër dhe ndryshimin revolucionar në cilësi dhe shembuj, si dhe t'ua nënshtrojmë qytetërimit, konsolidimit dhe restaurimit. Por, kjo kërkon studime të vyeshme dhe mund shpirtëror dhe intelektual, mirëpo ajo është punë e dobishme. Nëse këtë nuk e arrin një asociacion shkencor si UNESCO ose akademi në Evropë e Amerikë, që kuptohet nga vetvetiu, patjetër të përcaktohet një akademi në ndonjë nga qendrat e Lindjes islame ose ndonjë nga universitetet islame, e nuk ka dyshim se kjo do të jetë më e dobishme dhe më e mirëseardhur se shumë punë shkencore me të cilat merren këto akademi e universitete të cilave ua përkushtojnë fuqitë dhe mjetet e tyre.

## VËSHTIRËSIA E PËRCAKTIMIT TË FUSHAVE TË NDIKIMIT

Përcaktimi i fushave të ndikimit islam në civilizimin njerëzor është i rëndë dhe gati jopraktik, sepse ky ndikim është përzier me organizimin e civilizimit sikur gjaku me mishin, për atë këta popuj dhe bashkësi nacionale më nuk i vërejnë këto ndikime dhe nuk u shkon ndërmend ndonjëherë se ato janë elemente të fytyrave barbare. Ato tashmë janë bërë një pjesë prej pjesëve dhe mendimit të tyre, qytetërimit dhe

jetës së tyre. Këtu do ta përsëris atë që e kam thënë më parë në librin tim "Ç'humbi bota me dekadencën e muslimanëve", duke folur për qytetërimin islam dhe ndikimin e tij në orientimin njerëzor.

## NDIKIMI I PËRGJITHSHËM INTERNACIONAL

"Natyrat dhe mendjet e njerëzve ndryshoheshin dhe ndikoheshin nga Islami me vetëdije ose pa vetëdije, ashtu siç bie nën ndikim natyra e njeriut dhe bimëve në stinën e pranverës, zemrat e egra mëkatare filluan të zbuten dhe frikohen, parimet islame dhe të vërtetat e tij filluan të derdhen në thellësinë e shpirtërave dhe të depërtojnë në brendi, vlera e sendeve filloi të ndryshojë në sytë e njerëzve, parametrat e vjetër të transferohen dhe t'i zëvendësojnë parametrat e rinj, injoranca (xhahilijeti) u bë një lëvizje regresive, ruajtja e së cilës ishte konservativizëm dhe mendjelehtësi. Islami u bë gjë e ngritur bashkëkohore, t'i përkasësh atij dhe t'i manifestosh format e tij ishte prej mençurisë dhe shkathtësisë. Popujt, e bile edhe toka, i afrohej dalëngadalë Islamit, ndërkaq banorët nuk e vërenin lëvizjen e tyre, ashtu siç nuk e vërejnë banorët e sipërfaqes së tokës rrotullimin e tyre rreth diellit. Kjo shihet në filozofinë, fenë dhe qytetërimin e tyre, këtë e ndjenin brenditë dhe ndërgjegjet e tyre, prej tij ushqehen lëvizjet reformiste të cilat u paraqitën tek ata, madje edhe pas dekadës së muslimanëve."[3]

## DHJETË DHURATA TË RËNDËSISHME DHE PRIVILEGJE THELBËSORE

Mirëpo, nëse është e domosdoshme që të përcaktohen aspektet dhe sferat në jetën e bashkësive, popujve dhe civilizimi në të cilat janë demonstruar ndikimet islame në format e tyre më të theksuara, atëherë do t'i përcaktojmë në mëny-

[3] "Madha hasirel el-alemu bi inhitatil muslimin" f. 137, botimi i 13 v.1982 Darul kal-em Kuvajt.

rë koncize dhe zgjedhëse në dhjetë prej dhuratave të rëndësishme dhe privilegjeve thelbësore të shtrenjta, të cilat e kanë pasur rolin më të madh në orientimin e gjinisë njerëzore, reformimin, udhëzimin, zhvillimin dhe lulëzimin e tij, dhe të cilat krijuan një botë të re e të ndritshme që nuk i përngjan me asgjë botës së vjetër e të venitur, e ato janë si vijon:

- besimi i kulluar i qartë i njëshmërisë së Allahut xh.sh. (Teuhid);

- parimi i unitetit njerëzor dhe i barazisë njerëzore;

- proklamimi i prestigjit dhe i ekselencës njerëzore;

- kthimi i prestigjit të gruas dhe dhënia e të drejtave dhe privilegjeve të saj;

- luftimi i dëshpërimit dhe pesimizmit dhe ngjallja e shpresës, aspiratës, besimit dhe mburrjes në shpirtin e njeriut;

- bashkimi i fesë dhe kësaj bote dhe njësimi i radhëve të shpërndara dhe taboreve ndërluftuese;

- krijimi i lidhjes së shenjtë të përhershme mes fesë dhe shkencës, lidhja e ardhmërisë së njërës me tjetrën, hiperbolizimi i vlerës së shkencës dhe inkurajimi për të, si dhe udhëzimi i saj në shkencë atraktive të dobishme dërguese tek Allahu;

- përdorimi i mendjes dhe shfrytëzimi i saj madje edhe në çështje fetare dhe inkurajimi për përsiatje në vetvete dhe në horizonte;

- detyrimi i ummetit (popullit) islam për ta pranuar përgjegjësinë e udhëzimit të botës dhe mbikëqyrjes së moralit, drejtimeve dhe sjelljes së individëve dhe popujve si dhe ta bart përgjegjësinë për drejtësi dhe dëshmi për hir të Allahut;

- uniteti ideologjik civilizues ndërkombëtar.

Nën çdo titull hyn rrëfim i gjatë, qasje e hollësishme, precize e besnike ndaj civilizimeve dhe periudhave të injorancës të cilat i paraprinë misionit të Muhammedit a.s.

dhe njeriut i cili lindi pas pejgamberisë. Çdonjë prej këtyre titujve është temë e një libri në vete, i cili mund të ketë qindra faqe.

Do t’i shqyrtojmë këto sfera, në të cilat u pa ndikimi islam rrënjësor dhe revolucionar një nga një dhe do t'i hedhim disa vrojtime suksesit të ndikimit islam dhe mësimeve të tij njerëzore ndërkombëtare.

## BESIMI I ÇILTËR E I QARTË I NJËSHMËRISË SË ALLAHUT

E shqyrtojmë dhuratën e parë të Islamit dhe begatinë e madhe të Muhammedit a.s., e ajo është se Islami ia fali njerëzimit besimin e pastër dhe të shtrenjtë të njëshmërisë së Allahut. Ai është besim i gjallë, mrekulli e gufuar në fuqi dhe gjallëri, ndryshues i rrethanave dhe shkatërrues i zotave të rrejshëm, njerëzimi nuk ka pasur dhe nuk do të mund të ketë si ky besim deri në Ditën e Gjykimit.

### SHIRKU DHE IDHUJTARIA, DHE NDIKIMI I TYRE NË JETËN E NJERIUT

Ky njeri që mban pretendime boshe dhe botëkuptime të thata prej poezisë, filozofisë, politikës dhe sociologjisë; ky që i robëroi popujt dhe vendet shumë herë; ky që transferoi gurët statik në lule aromatike të këndshme, i shpërtheu lumenjtë prej brendisë së maleve; ky që pretendonte ndonjëherë hyjnitë; ky njeri u përkulej gjërave pa vlerë, të cilat nuk sillnin as dëm as dobi, as nuk jepnin e as nuk ndalonin: ***“Nëse miza ua rrëmben atyre ndonjë send, ata nuk do të mund ta shpëtojnë atë prej saj, i dobët është edhe lutësi edhe i luturi.”*** [4] përulej para gjërave të cilat i kishte ndërtuar me dorën e vet, frikohej dhe shpresonte për të mira prej tyre. Ai nuk u ra në sexhde (u përkul) vetëm kodrave, lumenjve, drunjve, kafshëve, shpirtërave, djajve dhe fenomeneve të tjera natyrore, por u ra në sexhde (u përkul) po ashtu edhe insekteve dhe krimbave, tërë jetën e vet e kaloi

[4] Sure El-Haxh 73.

ndërmjet parafytyrimeve dhe psikozave, ndërmjet imagjinatave dhe iluzioneve, dëshirave dhe ëndërrave, rezultat i natyrshëm i së cilës ishte frika dhe lodhja, anarkia ideologjike dhe shqetësimi shpirtëror, si dhe humbja e besimit dhe jostabiliteti.

India Brahmaniste u dallua në veçanti me zota të shumtë, hyjni dhe perëndesha. Idhujtaria e arriti kulminacionin e vet në shekullin VI të erës sonë. Numri i zotave në këtë shekull, kishte arritur 320, [5] çdo gjë e tmerrshme dhe e dobishme u shndërrua në Zot i cili adhurohej.

## BESIMI I NJËSHMËRISË SË ALLAHUT DHE NDIKIMI I TIJ NË JETË

Kur'ani dhe pejgamberia e Muhammedit a.s. proklamuan se kjo botë nuk është pa sundues, e as pa shtet të përbashkët të disa sunduesve, por ajo ka një sundimtar, e ai është Krijuesi, Ndërtuesi, Dirigjuesi dhe Drejtuesi i saj. Atij i takon tërë krijimi dhe çështja dhe Atij i takon gjykimi**:** ***"Vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi"***[6] në këtë botë, nuk ndodh asgjë pa urdhrin dhe fuqinë e Tij dhe se motivi i vërtetë i ekzistencës së Tij është vullneti dhe fuqia e Tij, i tërë ky kozmos i është nënshtruar Atij në qenësinë dhe ekzistencën e vet, i është dorëzuar Atij dhe i është përulur urdhrit të Tij: ***"E Atij i është dorëzuar gjithçka në qiej e në tokë"***[7], për atë krijesat të cilat posedojnë vullnet dhe dëshirë të lirë duhet t'i nënshtrohen Atij, ***"Vini re! Adhurim i sinqertë është vetëm ai për Allahun!"***[8]

Ndikimi i parë racional për njeriun, i cili rezultoi prej këtij besimi është se tërë bota e përcjell një qendër dhe sistem. Njeriu në pjesët e tij të shtrira sheh një lidhje të

---

[5] Konsulto: "El-Hind El-Kadime", e autorit R.C.But.

[6] Sure El- A'raf 54

[7] Sure Ali Imran 53.

[8] Sure Ez-Zumer 3.

qartë reciproke dhe unitet në zakon që të vijë me koment të kompletuar për jetën dhe të ngrihet ideja dhe veprimtaria e tij në këtë gjithësi mbi urtësi dhe fakt.

## JEHONA E BESIMIT MBI NJËSHMËRINË E ALLAHUT NË BOTË DHE NDIKIMI I TIJ NË RELIGJION

Ajo është pejgamberia e Muhammedit a.s., e cila ia fali njerëzimit këtë dhuratë të rrallë, besimin mbi njëshmërinë e Allahut (Teuhidin), i cili ishte i panjohur e harruar, i syrgjynosur e i mashtruar më tepër se çdo besim në botë, pastaj e tërë bota e përsëriti jehonën e tij dhe prej tij u ndikuan pak a shumë tërë filozofitë dhe ideologjitë botërore.

Disa religjione të mëdha, të cilat u zhvilluan mbi idhujtari dhe zota të shumtë dhe u njësuan me të si mishi e gjaku, në fund u detyruan të pranojnë, e bile edhe me zë të frikësuar dhe pëshpëritje në vesh se Allahu është Një, i cili nuk ka shok, iu imponua t'i komentojë botëkuptimet e veta politeiste në mënyrë filozofike, gjë që do t'i pastronte nga akuza e idolatrisë dhe risive (bid'at) dhe do t'i bënte të ngjashëm me besimin e njëshmërisë së Allahut (Teuhid) në Islam. Udhëheqësit dhe shërbyesit e tyre religjioz filluan të turpërohen nga konfirmimi i idolatrisë (shirkut) dhe turpëroheshin nga përmendja e saj. Tërë këto sisteme politeiste u goditën nga kompleksi i inferioritetit dhe ndjenja e nënçmimit dhe poshtrimit, për atë kjo dhuratë qe prej dhuratave më të shtrenjta të cilën e pati fat njerëzimi duke iu falënderuar pejgamberisë së Muhammedit a.s.

Këtë realitet doktrinor shpirtëror dhe rolin e tij në edukimin e njeriut dhe orientimin e qytetërimit jashtëzakonisht bukur e ka ekspozuar profesori i ynë i shquar, zotëri Sulejman En-Nedviju, në librin e tij të shkëlqyeshëm e të shquar "Jeta Pejgamberike" me fjalët:

*"Popujt të cilët nuk e kanë shijuar (nuk e dinë sh.p.) besimin në njëshmërinë e Allahut (Teuhidin), vështirë e njohën domethënien e njerëzisë, por e konsideronin veten të nën-*

*shtruar në çdo manifestim të fuqisë, ndërkaq besimi mbi njëshmërinë e Allahut (Teuhid), me të cilin erdhi Muhammedi a.s. Pejgamberi i Allahut, ishte ai besim i cili arriti ta çlirojë njeriun nga ankthet (tmerret sh.p.) të cilat dominonin mbi ndjenjat e tij, për atë duke iu falënderuar këtij besimi ai më nuk i frikohej askujt përveç Allahut.*

*Atij iu përkul e nënshtruar ajo që besonte më parë dhe e konsideronte burim ose përfaqësim të fuqisë sunduese kreative, si dielli, toka, lumi, deti etj., tek ai u çrrënjos frikërespekti mbretëror dhe lartëmadhëria sunduese për njeriun, për atë hyjnitë e Babilonisë dhe Egjiptit, Indisë dhe Iranit si dhe deklaruesi "Unë jam zoti juaj më i madh" (ka për qëllim faraonin sh.p.) nuk u shfaqën ndryshe vetëm si shërbyes të njeriut, kujdestar të interesave të tij dhe mbrojtës i pronës së tij. Hyjnitë nuk i emëronin ata sundimtarë e as që i shkarkonin, por ai i cili i lartësonte dhe ndërtonte ishte vetë njeriu, shoqëria njerëzore e cila i ishte nënshtruar pushtetit të hyjnive, ishte shoqëri e ligë, e copëtuar dhe e ndarë në klasa të cilat i sundonin traditat tirane, i shndërruan njerëzit në autoritativ dhe të nënçmuar: ky i takon klasës së lartë e ky tjetri asaj të ulët, këtë e ka krijuar "Bermishori" (i madhi i hyjnive të Indisë) prej kokës së tij, për atë është autoritativ, zotëri, ndërkaq atë e ka krijuar prej këmbës së tij, për atë është i pavlerë, shërbëtor. Ai tjetri është krijuar prej dorës së Zotit të madh, për atë duhet ta përfaqësojë klasën mesatare të njerëzve, për atë ishte e natyrshme prej tiranisë së kësaj doktrine (besimi) që të jetë shoqëria njerëzore atëbotë e ndarë në grupe dhe klasa sipas origjinës dhe fisit duke e injoruar kuptimin më të thjeshtë të parimit të barazisë dhe prestigjit njerëzor dhe dhënies së të drejtave të barabarta. Për atë bota atëherë nuk ishte gjë tjetër vetëm se një arenë për lufta, për mburrje të grupeve dhe shtresave. Kur erdhi Islami, i shpartalloi errësirat dhe për herë të parë e njohën njerëzit besimin për njëshmërinë e Allahut, domethënien e vëllazërisë njerëzore e cila i rregulloi plasaritjet dhe i zhduku kriteret artificiale. Me këtë besim e arriti njeriu atë*

*që iu rrëmbye nga e drejta e tij në barazi. Historia është dëshmitare më e mirë për rezultatet pozitive efektive të këtij besimi dhe shkallës së ndikimit të tij në mentalitetin e popujve dhe komuniteteve të cilët e pranuan, deshën ose nuk deshën, vlerën e këtij besimi, edhe pse vazhdojnë t'i injorojnë kuptimet dhe efikasitetin e tij real në reformimin e fuqive dhe kritereve.*

*Atyre popujve që nuk besojnë në parimin e njëshmërisë së Allahut (Teuhid)- madje edhe në kohën tonë - u mungon ky ideal i sinqertë për barazinë njerëzore, nuk është se ti nuk i sheh manifestimet e tij vetëm në shoqëritë dhe tubimet e tyre, por ti nuk do ta shohësh manifestimin e barazisë madje edhe në faltoret e tyre, kur përgjegjësit e tyre ballafaqohen me trajtimin e njerëzve në bazë të rangjeve të tyre (protokoleve).*

*Nuk ka dyshim se muslimanët janë në mirëqenie,- këtë parim e njohën qe trembëdhjetë shekuj duke iu falënderuar besimit të tyre mbi njëshmërinë e Zotit të Lartësuar e të Gjithfuqishëm,- u çliruan prej kritereve artificiale dhe klasave të diktuara. Njerëzit në Islam janë të barabartë si dhëmbët e krëhërit, nuk i ndan ata ngjyra ose vendi dhe nuk dallohet në mes tyre nacionalizmi dhe shovinizmi. Qëndruan para Zotit të tyre të përkulur, të nënshtruar, të bindur edhe kur bashkëpunojnë në jetën e tyre, ata janë fisnik, të barabartë, nuk dallohen mes vete përveçse në besim dhe nuk ka meritë asnjëri përveçse me punë, "Më i ndershmi prej jush tek Allahu është më i devotshmi ."*[9]

## NDIKIMI I BESIMIT ISLAM MBI NJËSHMËRINË E ALLAHUT NË INDI

Studiuesi i njohur indian K.M.Panikkar, duke folur për ndikimin e besimit islam mbi njëshmërinë e Allahut në mentalitetin e popullit indian dhe religjionet e tij, thotë:

---

[9] "Es-siretun-nebevije", e shkencëtarit të shquar Sulejman en-Nedvij p.4, f. 523 - 524.

*“Është e qartë dhe e konfirmuar se ndikimi i Islamit në religjionin hindus ka qenë i thellë në këtë periudhë (islame). Ideja e adhurimit të Allahut te hindusët i ka borxh Islamit. Krerët e mendimit dhe të fesë në këtë shekull, edhe pse i quajtën hyjnitë e tyre me emra të ndryshëm, thirrën në adhurimin e Zotit dhe deklaruan se Zoti është Një dhe Ai meriton të adhurohet, prej tij kërkohet shpëtimi dhe lumturia. Ky ndikim u manifestua në religjionet dhe agjitimet të cilat u paraqitën në Indi në periudhën islame, si p.sh.: religjioni “Bhagti” dhe agjitimi i “Kebit dasit."*[10] [11]

I njëjtë është rasti edhe me fraksionin që quhet “Sikh”, i cili luajti rol të rezikshëm në sferën politike, ushtarake dhe sociologjike në shoqërinë e përgjithshme hinduse. Prej fakteve të konstatuara nga historia e këtij fraksioni është se qëllimi final i themelimit të këtij drejtimi në religjionin hindus ka qenë pastrimi i doktrinave religjioze, dhe se themeluesi i këtij religjioni “Baba Nak”, ka qenë i ndikuar prej mësimeve islame. Njohuritë e tij në gjuhën persiane dhe në fe i mori nga një person musliman i njohur me devotshmëri, emri i të cilit ishte Sejjid Hasen.Ai ka qenë objekt i përkujdesjes dhe butësisë së tij, po ashtu janë përmendur edhe emra të tjerë nga hoxhallarët dhe mësuesit e tij muslimanë. Numri i tyre arrin deri në gjashtë persona. Transmetohet se i ka vizituar dy vendet e shenjta (Mekken dhe Medinën sh.p.), ka kaluar një kohë në Bagdad, ka pasur lidhje të veçantë me sheh Feridin, i cili ishte prej shehlerëve të mëdhenj të Tarikateve në Penxhab. Baba Nak në thirrjen dhe mësimin e tij koncentrohej në besimin për njëshmërinë e Zotit dhe barazinë e njerëzimit si dhe largimin nga adhurimi i putave dhe idhujtaria.”[12]

---

[10] Poet sofist, e kritikonte shoqërinë indiane dhe thirrte në të sot më, ekzistojnë polemika në religjionin e tij.

[11] A Survey of indian History, p.132.

[12] Shih më detalisht :Machauliffe: The Sikh religion, Seva Rami Singh Life of Guru Manak.

Dr. Tarachandi, në librin e tij “Ndikimi i Islamit në kulturën indiane” duke iu referuar librit “religjioni i Indisë” të autorit Barith, thotë:

*“Prej asaj që duhet përsëritur është se shkollat religjioze dhe filozofike në jug të Indisë kanë qenë në tërësi si union huazim prej sistemeve ideologjike klasike, por nga aspekti i grupimit ose prioriteteve specifike pasqyrë për ndikimin islam dhe e bën të logjikshëm se ata janë ndikuar nga Islami.”*[13]

## NDIKIMI I BESIMIT MBI NJËSHMËRINË E ALLAHUT NË BOTËN KRISHTERE

Profesori Ahmed Emin thotë:

*“Në mes të krishterëve u shfaqën kontradikta në të cilat shihet ndikimi islam. Prej saj është se në shekullin VIII të erës së re, gjegjësisht në dy shekuj të dytin dhe të tretin hixhrij, në Septimani,* [14] *u paraqit një lëvizje e cila thërriste në mohimin e të rrëfyerit para priftave dhe se prifti nuk ka ingerencë në të, por njeriu duhet t'i lutet vetëm Allahut për faljen e mëkateve që i ka bërë, ndërkaq Islami nuk ka prifta, murgj dhe rabina, dhe është e natyrshme që mos të ketë në të të rrëfyer.*

*Po ashtu thirrte në shkatërrimin e fotografive dhe ikonostaseve. Kjo ndodhi ngase në shekullin VII dhe IX të erës së re, ose shekullin e III dhe IV të hixhretit, u paraqit një drejtim i krishterë i cili e refuzonte shejtërimin e fotografive dhe ikonostaseve. Imperatori romak, Lio i tretë, dha urdhër në vitin 726 të erës sonë ku e ndalonte shejtërimin e fotografive dhe ikonokstaseve, kurse në vitin 730 të erës sonë dha urdhër tjetër, në të cilin këtë e konsideronte idolatri. Po kështu vepronte edhe Konstantini V dhe Lio IV,*

---

[13] F.107 ?

[14] Septimani është krahinë e vjetër franceze në jugperëndim të Francës, buzë detit Mesdhe.

*derisa Papa Gregori II dhe III, Germaniusi patriku i Konstatinit dhe perandori iranian ishin prej përkrahësve të adhurimit të fotografive dhe në mes tyre ndodhi konflikt i ashpër, për detajet e të cilit nuk ka vend. E gjithë ajo që dëshirojmë ta përmendim është se disa historianë përmendin se thirrja për flakjen e fotografive dhe ikonostaseve ka qenë e ndikuar nga Islami, dhe thonë: "Klaudiusi, episkopi i Torinos (i cili u emërua në vitin 827 të erës sonë, ose përafërsisht 213 hixhrij), i cili i digjte fotografitë dhe kryqat dhe ndalonte nga adhurimi i tyre në peshkopatën e tij, lindi dhe u edukua në Spanjën islame."*

*Urrejtja e Islamit ndaj ikonostaseve dhe fotografive është e njohur. Buhariu dhe Muslimi transmetojnë prej Aishes r.a. se ka thënë: "Erdhi Pejgamberi a.s nga udhëtimi, e unë e kisha mbuluar një dritare me pëlhurë në të cilën kishte fotografi, posa e pa e hoqi atë, iu ndryshua fytyra dhe tha:" Oj ilahie, dënim më të madh Ditën e Gjykimit do të kenë ata njerëz të cilët i bëjnë konkurencë krijesës të Allahut." Tha (Aisheja): "E premë dhe bëmë prej saj një ose dy jastëk." Hadithet rreth kësaj çështjeje janë të shumta.*

*Po ashtu, ka pasur një fraksion të krishterë* [15]*, që e ka shpjeguar doktrinën e trinitetit të përafërt me njëshmërinë (e Allahut sh.p.), si dhe ka mohuar hyjninë e Isait a.s.* [16]

Ai i cili e lexon historinë fetare të Evropës dhe historinë e kishës krishtere mund ta vërejë ndikimin racional të Islamit në konfrontimet e reformatorëve dhe demostruesve kundër sistemit episkopian dominues, ndërkaq agjitimi reformues i "LUTERIT", i cili u shfaq në shekullin XVI erës sonë, e ku u paraqitën pasqyrime të zbehta të mësimeve islame dhe rolit të tij në reformizëm - siç paraqitën reflektimet e një drite në vend të largët, rrezet e së cilës i shpojnë mburojat e dendura penguese prej nënshtrimit të mentalitetit të mesjetës nga modelet e vjetra dhe shtypjes së kishës siç thotë autori i

---

[15] Haime's Christianity and Islam in Spain. P. 116.

[16] "Duhal-Islam" p. I. f. 364 - 365.

shquar krishter J.Bass Mullin Ger,[17]- dhe për shkak të ndikimeve të mëdha të Polisit (A.D. 65 - 10) mbi krishterimin dhe nënshtrimit të tij (krishterimit sh.p.) ideve dhe komentimit të tij për doktrinën krishtere, siç thotë Ernest De Bunsen. [18]

Protestantizmi, të cilin e shpiku Luteri, përmban ide liberaliste në çështjet e kësaj bote dhe ato fetare, po ashtu në njohjen individit të drejtën e vlerësimit dhe gjykimit dhe tolerancën fetare, e kjo është në kundërshtim me imitimin dhe me pushtetin religjioz, ndërkaq shpirti i protestantizmit është në përgjegjësinë e individit vetëm ndaj Zotit e jo ndaj kishës.

---

[17] Konsulto: Daritetu Mearif Britania, artikulli i J.Bass Mullin Gerit për Martin Luterin.

[18] Konsulto librin: Islam or true christiamity. Ernest de Bansen.

## PSE DËSHTUAN KËTO PËRPJEKJE DHE NUK ERDHËN ME REZULTATIN E PRITUR

Këtu, patjetër le të përkujtojmë një fakt të amshueshëm të cilin e konfirmoi historia e religjioneve dhe e pranoi psika e popujve; e ai është se lëvizja reformuese revolucionare rrënjësore në religjione pësoi falsifikim ose devijim rrënjësor - sado që patën sinqeritet dhe dhanë mund përgjegjësit dhe thirrësit për në këto lëvizje - pasi nuk u shkëputën qartë nga këto religjione të devijuara ose të falsifikuara dhe nuk u distancuan prej tyre, për atë mbeti ky fraksion i mishëruar në shoqërinë e tij të madhe fetare e cila ia mohoi doktrinat e tij kryesore themelore dhe e pranoi parimin e tolerances, i cili është i pamundshëm. Epilogu i këtyre fraksioneve dhe misioneve më në fund ishte shkrirja në këtë religjion,ndërsa të gjithë kontributin dhe mundin që dhanë prijësit e këtyre lëvizjeve reformuese dhe revolucionare i mori era. Kështu është edhe më lëvizjet revolucionare në revolucionin e krishterë si dhe lëvizjet e thirrjes në monoteizëm dhe barazi njerëzore të cilat u paraqitën në Indi, e që i përmendëm.

Për këtë, qëndrimi i pejgamberëve të mëparshëm dhe qëndrimi i fesë islame ka qenë i qartë dhe konkret në të nuk ka pasur dilemë e as paqartësi, i fortë, në të nuk ka pasur dobësi dhe as labilitet. Kjo u theksua në fjalën e Pejgamberit tonë Ibrahimit a.s., dhe besimtarëve që ishin me të, drejtuar idhujtarëve në kohën e tyre, fjalë të cilën e ka përcjellë Kur'ani: *“**Ju e keni shembullin më të mirë te Ibrahimi dhe te ata që ishin me të, kur i thanë popullit të vet: «Ne tërhiqemi prej jush dhe prej asaj që adhuroni, pos Allahut, nuk besojmë tuajën, prandaj ndërmjet nesh e jush është e hapët armiqësia e urrejtja deri sa të besoni vetëm Allahun Një!»** (nuk e keni shembull) **Me përjashtim të fjalës së Ibrahimit thënë babait të vet:«Unë do të kërkoj falje për ty, po unë nuk kam në dorë asgjë për ty***

***te Allahu!» Zoti ynë, vetëm Ty të jemi mbështetur, vetëm nga Ti jemi të kthyer dhe vetëm te ti është e ardhmja!"***[19]

Kjo nuk ka qenë e kufizuar në kohë ose shoqëri, por Ibrahimi me këtë i porositi ithtarët dhe pasardhësit e tij Kur'ani thotë: ***"****(Përkujto o i Dërguar)* ***Kur Ibrahimi babait të vet dhe popullit të tij i tha:"Unë jam i dërguar prej asaj që adhuroni ju, përveç Atij që më krijoi, dhe që Ai do të më drejtojë! Dhe ai*** *(Ibrahimi)* ***e la të përjetshme atë fjalë*** *(besimin në një Zot)* ***ndër pasardhësit e vet me shpresë që ata të kthehen prej rrugës së gabuar në rrugën e drejtë."***[20]

Falë kësaj, Islami mbeti fe e qartë, e përkrahur duke e mbrojtur shpirtin dhe mësimet e tij deri në këtë moment *"**të shkatërrojë me argument atë që u shkatërrua dhe ta bëjë të jetojë me argument atë që jetoi."***[21]

---

[19] Sure Mumtehine - 4.

[20] Sure  Zuhruf: 26 - 28.

[21] Sure El Enfalë: 42

# PARIMI I UNITETIT DHE I BARAZISË NJERËZORE

## PROKLAMIM GRANDIOZ HISTORIK PËR VËLLAZËRINË NJERËZORE

Begatia e dytë madhështore njerëzore e Pejgamberit a.s. dhe bamirësia e tij mbijetuese lëvizëse në botë është koncepti i unitetit njerëzor. Njeriu është i shpërndarë nëpër fise, popuj e klasa, disa prej tyre më poshtë prej të tjerëve, si dhe në fanatizma të ngushtë. Dallimi mes këtyre klasave ishte i madh, sikur që është dallimi ndërmjet njeriut dhe kafshës, të lirit dhe robit, adhuruesit dhe të adhuruarit. Absolutisht nuk ka ekzistuar ide për unitetin dhe barazinë dhe pas shumë shekujve të shuarjes totale dhe territ dominues Pejgamberi a.s. e kumtoi atë proklamim shqetësues habitës për mendjet, si ndryshues të rrethanave: *"O ju njerëz, Zoti juaj është një, dhe babai i juaj është një, gjithë ju jeni të Ademit, e Ademi është prej toke. Njëmend më i ndershmi prej jush tek Allahu është më i devotshmi dhe nuk ka përparësi arabi ndaj joarabit, vetëm se me devotshmëri."*[22]

Ky proklamim përmban dy kumtesa të cilat janë dy shtyllat mbi të cilat ngrihet siguria dhe paqja, mbi ta u ngrit paqja në çdo vend dhe kohë, ato janë uniteti i Krijuesit dhe uniteti njerëzor. Për atë, njeriu është vëlla i njeriut dy herë:

---

[22] kenzulummal (Ky është hadith (fjalë) e Pejgamberit a.s. sh.p.)

një herë, gjë që është edhe kryesore, sepse Zoti është një, dhe herën e dytë, se babai është një: ***“O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një vete (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën*** *(shoqën)* ***e saj, e prej atyre dyve u shtuan burra shumë e gra. Dhe kini frikë Allahun me emrin e të Cilit përbetoheni, ruajeni farefisin*** *(akraba-llëkun)****, se Allahu është mbikëqyrës mbi ju”***[23]*;* ***“O ju njerëz, vërtet ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur*** *(nga të këqijat)* ***e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë.”***[24] Po ashtu Pejgamberi i Allahut thotë: *“Allahu e largoi prej jush fanatizmin pagan dhe mburrjen e njeriut me stërgjyshër, por ai është besimtar i denjë ose plangprishës i dëshpëruar, njerëzit janë bijtë e Ademit, ndërkaq Ademi është krijuar prej toke, nuk ka përparësi arabi ndaj joarabit, pos se me devotshmëri.”*[25]

Për këtë arsye feja islame ka qenë realitet i përgjithshëm dhe revolucion i përbashkët për tërë komunitetet, popujt, rasat, gjinitë, familjet, shtëpitë, hapësirat dhe trojet, në të nuk ka monopol, siç kishin monopol levitët prej çifutëve ose bahmanët prej hindusëve. Në të nuk shquhet një popull nga tjetri e as një origjinë nga tjetra, në të nuk bazohet sipas origjinës dhe gjakut, por në të bazohet vullneti dhe dëshira, studimi i qëlluar, rritja e vlerësimit dhe prioriteti në Xhihad (përpjekje) dhe orvatje (shkencore, sh.p. - ixhtihad). Imam Ahmedi transmeton me zinxhirin e tij prej Pejgamberit a.s., se ka thënë: *“Sikur të kishte qenë dituria në plejadë (në yje lart në qiell sh.p.), do ta merrnin atë njerëzit prej persianëve.”*

---

[23] Sure En Nisa: 1

[24] Sure El Huxhuratë: 13

[25] Transmeton: Tirmidhiu dhe të tjerët.

Arabët, në tërë shekujt e tyre, e lavduan çdonjërin që u shqua në shkencat fetare dhe kishte sukses të lakmueshëm në to, ua pranuan atyre prirjen dhe udhëheqjen në to, iu ngjitën atyre atribute dhe ofiqe, gjë që nuk e bënë me shumë prej arabëve të cilët u dalluan në këto shkenca. Kështu Imam Muhammed Ibën Ismail (Ibën Ibrahim Ibën Mugire ibën Berdizbeh) el-Xhu'fij el-Buharit, autorit të "Xhamius – Sahih" (lindi në v. 256 hixhrij) i dhanë ofiqin "Emirul-mu'minin - udhëheqës i muslimanëve" në hadith (traditën e Muhammedit a.s. sh.p.), ndërsa për librin e tij thanë se është libri më i vërtetë pas librit të Allahut; Imam Ebul-Ime'ali Abdul-melik el-Xhuvejni en-Nëjsaburit (lindi në v. 468) i dhanë ofiqin "Imamul-l-Haramejn - Imam i dy vendeve të shenjta" (xhamisë së Pejgamberit në Medine dhe Qabes në Mekke sh.p.); Imam Ebu Hamid Muhammed Ibën Muhammed el-Gazali et-Tusit (lindi në v. 505 hixhrij) i dhanë ofiqin "Huxhetul-l-Islam - argument i Islamit". Klientët dhe bijtë e të huajve kanë qenë liderë të botës dhe përgjegjës të muslimanëve në tërë qendrat e shtetit të gjerë islam. Në fund të shekullit të parë hixhrij ata e arritën kulminacionin e diturisë, dekretit fetar (fet'vasë), fik'hut (së drejtës islame) dhe hadithit (traditës Pejgamberike). Ky është rrëfimi i njohur; tërë librat e gjeneratave, jetëshkrimeve, historive dhe historia e civilizimit islam janë unik për këtë në shekujt e artë islamë në të cilët mbizotëruan arabët, saqë gjeniu i arabëve, i famshmi Abdurrahman Ibën Haldun el-Magribij (lindi v. 808 hixhrij), tha: *"Është realitet i çuditshëm se bartësit e diturisë te muslimanët në pjesën më të madhe të tyre janë joarabë, nuk janë prej shkencave fetare e as prej shkencave teorike, përveçse shumë rallë. Nëse ka pasur në mesin e tyre arabë në përkatësinë e tij, ai ka qenë i huaj në gjuhën, edukimin dhe hoxhallarët e tij, edhe pse populli është arab dhe bartësi i sheriatit të tij është arab."* Poashtu thotë: *"Ekspert i gramatikës ka qenë Sibe Vejhi, pas tij Farisiju dhe pas tyre Ez-Zexhaxhi; të tërë këta kanë qenë me origjinë joarabe. Po kështu kanë qenë edhe bartësit e hadithit, shkencëtarët e bazave të jurisprudencës islame (usuli fikh),*

*bartësit e apologjetikës (kelam), dhe numri më i madh i komentatorëve të Kur'anit (mufesirave)."*[26]

Ato janë fjalë të amshueshme që dolën nga goja e Pejgamberit a.s. në haxhin e lamtumirës, por kur e kumtoi Pejgamberi a.s. këtë proklamim të madh historic bota nuk ishte në gjendje të qetë natyrore, (ku përshtateshin dhe kishte mundësi t'i mbajë këto fjalë burrërore të qarta,) ky proklamim nuk ka qenë më pak se një tërmet i tmerrshëm e i fortë. Ekzistojnë disa gjëra të cilat ndoshta mund të mbahen në mënyrë graduale ose pas perdes, si p.sh. rryma elektrike, ne e prekim kur është e mbuluar ose e shtyrë brenda përçuesve, por nëse e prekim të zhveshur përjetojmë tronditje të rëndë ose na (vdes).

Këto rrugë të largëta dhe distanca të mëdha të diturisë, kuptimit dhe idesë njerëzore, të cilat i kaloi sot njerëzimi falë thirrjes islame, paraqitjes së shoqërisë islame dhe përpjekjeve të misionarëve, reformatorëve dhe edukatorëve, e bënë këtë proklamim grandioz, revolucionar, të furishëm, tronditës të foleve të paganizmit dhe fortifikatave të idhujtarisë dhe racizmit, realitet ditor normal në të cilin thërret sot çdo organizatë politike dhe shoqërore në botë, e prej këtij është Marrëveshja (karta) për të Drejtat e Njeriut (Human Rights Charter), flamurin e së cilës e bartën Kombet e Bashkuara dhe deklaratat të cilat i jep çdo republikë dhe çdo organizatë për të drejtat dhe barazinë njerëzore, për atë nuk e habisin askënd.

## GJENDJA SHOQËRORE PARA ISLAMIT DHE SHEJTËRIMI I FISEVE DHE I INDIVIDËVE

Njeriu përjetoi një kohë në të cilën mbizotëroi botëkuptimi i dominimit të disa popujve dhe familjeve si dhe se ata janë mbi nivelin njerëzor. Disa familje dhe fise origjinën e tyre ia mveshnin diellit, hënës dhe Allahut të Madhërishëm, qoftë i Lartësuar Allahu nga ajo që thonë mbrapshtanët.

---

[26] Mukkaddimetu Ibën Haldun. f. 401 e rezymuar.

Kur'ani na ka rrëfyer thënien e çifutëve dhe të krishterëve, dhe thotë: ***“Jehuditë dhe të krishterët thanë:" Ne jemi bijtë e Allahut dhe të dashurit e tij.”*** **(XX)** Faraonët e Egjiptit pretendonin se ishin mishërim i zotit të diellit RAY dhe manifestim i tij. Ndërkaq, në Indi u njohën dy familje të cilat u quajtën “Surexh Bensi”, që do të thotë bijtë e diellit dhe “Xhëndër Bensi”, bijtë e hënës. E për sa i përket Iranit, perandorët e tyre pretendonin se në venet e tyre qarkullon gjaku i Zotit, ndërsa banorët e Iranit ata i shikonin me shejteri dhe hyjnizim. Prej ofiqeve dhe atributeve të perandorit (Kisra) Ebruvejz (590 - 628 e.t.s.) ishte: "Te zotat, njeri i amshueshëm dhe te njerëzit, Zot i vetëm që nuk ka rival tjetër. Fjala e tij u lartësua dhe nami i tij u ngrit, lind me diellin, me shkëlqimin e tij dhe i shëndrit netët e errëta me dritën e tij."[27] Po ashtu edhe perandorët romak kanë qenë hyjni, për atë çdonjëri që kishte në dorë udhëheqësinë e shtetit ishte Zot dhe ofiqi i tij ishte “Augustus”, që do të thotë "i çmuari, i madhërishm"[28].

Ndërkaq kinezët, imperatorin e konsideronin “bir i qiellit”. Besonin se qielli është mashkull e toka femër dhe me bashkimin e tyre është krijuar ky kozmos, dhe se imperatori Hata i Parë është fëmija i parë i këtyre dy bashkëshortëve.[29]

Arabët çdo njeri tjetër e konsideronin barbar, përderisa fisi Kurejsh e shihte veten se është fisi më i shquar arab dhe këtë prioritet e ruante gjatë ceremonive, për atë nuk i shoqëronte njerëzit e tjerë në vendqëndrimet dhe vendbanimet e tyre, nuk hynin në Arafat me haxhinjtë, por qëndronin në Harem (vendin e shenjtë sh.p.), qëndronin në Muzdelife dhe thonin: "Ne jemi banorët e Allahut në qytetin e Tij dhe shërbyes të shtëpisë së Tij. Po ashtu thonin: "Ne jemi Ahmes [30](të pamposhtur)."[31]

---

[27] Irani në periudhën e Sasanidëve f.104

[28] Konsulto: "Bota Romake", Victor Chopart.j.gdr f.418

[29] Shih: "Historia e Kinës" e autorit Xhems Karkern.

[30] Transmeton Buhariu prej Aishes r.a.

India u dallua nga fqinjët e saj dhe vendet tjera të botës me diferencën e madhe midis klasave të popullatës dhe dallimin midis njerëzve. Ka qenë sistem i ashpër në të cilin nuk ka pasur butësi dhe elasticitet, ka qenë i mbështetur në fe dhe besim i nënshtruar interesit të Arijanëve ozurpues dhe Brahmanëve monopolizues të religjionit dhe shenjtërisë, i ngritur mbi bazën e artizanateve dhe shkathtësive dhe trashëgimit të tyre, racizmit dhe familjarizmit, e kjo i takonte ligjit civil politik religjioz, të miratuar nga ligjdhënësit hindus, të cilët kanë gëzuar atribut fetar. Kështu ligji i bë i përgjithshëm për shoqërinë dhe kushtetutën e jetës, e ai i klasifikonte banorët e Indisë në katër shtresa:

-shtresa e klerikëve dhe teologëve, "Brahmanët";

- luftëtarët dhe ushtarët, “Shatra”;

- bujqit dhe tregtarët, “Visana”;

-Shërbëtorët,“Shodra”. Këta të fundit janë shtresa më e ulët, ngase Krijuesi i gjithësisë i ka krijuar prej këmbëve të tij, ndërsa këta e kanë obligim t'i shërbejnë dhe dëfrejnë këto tri shtresa.

Ky ligj Brahmanëve u dha pozitë dhe vend, në të cilin nuk i shoqëron askush. Brahmani është njeri i falur, edhe nëse i mbulon të tri botët me mëkatet dhe punët e tij, nuk lejohet t'i vëhet atij tatim dhe nuk dënohet me vdekje asnjëherë. Ndërkaq Shodrat e kanë të ndaluar të posedojnë pasuri, të deponojnë thesar, të ulen me një brahman ose t'ia prekin dorën, ose t'i mësojnë librat e shenjtë. [32]

Zejtarëve, si gdhendësve, peshkatarve, kasapve, konopaxhinjve, pastruesve dhe pjesëmarrësve të pastrimit të qyteteve, nuk u lejohej sipas normave të “Menu Semerti” që të

---

[31] Ofiq me të cilin është dalluar fisi Kurejsh për hir të banimit të tij në tokën e shenjtë dhe pranë tempullit të Qabes (sh.p.)

[32] Shih më gjerësisht ligjin civil shoqëror indian të quajtur "Menu Shaster", kapitujt 1,2,8,9,10,11, apo librin "Madhahasire al-alem bi inhitatil-muslimin - Çka humbi bota me dekadencën e muslimanëve" titulli: "Sistemi tiran i shtresave", f. 58-60; botimi i 13 darul-Kalem.

qëndrojnë brenda mureve të qytetit, e në qytet hynin pas lindjes së diellit, që t'i kryejnë punët dhe angazhimet e tyre, ndërsa prej tyre dilnin para se të perëndonte dielli. Për atë, për shkak të këtij zakoni, ata nuk kishin hise në përjetimin e të mirave të jetës qytetare dhe komoditetit të saj. Ata bënin jetë të degraduar dhe të mjeruar nomade. [33]

## ROLI I ISLAMIT NË KONFIRMIMIN E PARIMIT TË BARAZISË NJERËZORE DHE NDIKIMI I TIJ NDËRKOMBËTAR

Për sa i përket Islamit, ai e proklamoi parimin e barazisë njerëzore me fjalë të qartë e të kuptueshme, mbi të cilën nuk ka paqartësi dhe në të nuk ka rezervë, klasifikimin e bëri vetëm me devotshmëri dhe vlera idealiste. Për këtë thotë: ***"O ju njerëz vërtet ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, bëmë popuj e fise që të njiheni ndrëmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (këqijat) e Allahu është shumë i Dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë"*** [34]

Figurat kolosale të Perëndimit dhe orientalistët e studiuesit e mëdhenj e kanë pranuar madhështinë e rolit të Islamit në konfirmimin e parimit të barazisë njerëzore dhe zbatimit të tij praktik në shoqërinë e cila bazohet në të dhe punon sipas instruksioneve të tij. Autori i njohur H.A.R.Gibb në librin e tij "Drejtimi islam - Whither Islam", thotë:

*"Asnjë shoqëri njerëzore nuk korri sukses sikur që korri Islami në konfirmimin e barazisë mes brezave të ndryshëm, pa marrë parasysh klasat njerëzore, lloj-llojshmërinë në shfrytëzimin e rasteve dhe mundësive për punë. Nga pozicionet e etnitetit të madh islam në Afrikë, Indi, Indonezi dhe etnitetit të vogël islam në Japoni, u pa qartë fuqia e Islamit*

---

[33] Konsulto: "Menu Semerti', dhe konsulto më detajisht për privilegjet e shtresave: "Menu and Yajnaval kya Jaysëal", p. 85.

[34] Sure El-Huxhurat: 13.

*në mënjanimin e kontradiktave në breza dhe dokeve të cilat nuk eliminohen me kalimin e shekujve dhe gjatë historisë, për atë, nëse është e domosdoshme që vendin e konfrontimit dhe armiqësisë ta kapë ndjenja e solidaritetit ndërmjet dy shoqërive të mëdha lindore dhe perëndimore, atëherë domosdo duhet t'i drejtohemi Islamit për ndihmë dhe të mbështetemi në të në realizimin e kësaj kërkese."*[35]

Historiani filozof A.J. Toyanbee në librin e tij "Civilizimi në sprovë" thotë:

*"Eliminimi i dallimeve familjare dhe fanatizmave nacionale dhe të gjakut është prej bamirësive dhe mburjeve më madhështore të Islamit, ndërkaq, në epokën aktuale në të cilën jetojmë, kjo bamirësi është prej nevojave më të mëdha të këtij shekulli. Nuk ka dyshim se popujt të cilët flasin anglisht kanë arritur njëfarë suksesi në lidhjen e popujve mes vete dhe i sollën botës njerëzore mirësi dhe mëshirë, por fakti i pamohueshëm, i cili domosdo duhet të pranohet, është se ata dështuan në eliminimin e animeve familjariste dhe nacionaliste."*[36]

Lawrence-e-Browne në librin e tij "The prospects of Islam" thotë:

*"Vëllazëria që e proklamoi Islami ka qenë realitet dhe gjë jo e rëndomtë, të cilën nuk e kanë njohur popujt e Lindjes. Ne dyshojmë se të krishterët e Sirisë janë sjellë ndaj të krishterëve të Iranit sikur që sillen vëllezërit në mes vete, ashtu siç sillen muslimanët e Shamit ndaj vëllezërve të vet në fe prej iranianëve dhe i konsiderojnë anëtarë të një familjeje."*[37]

Këtë do ta përfundojmë me dëshminë e një hinduseje zemërgjerë, e cila është prej zonjave kolosale më të shquara në nënkontinentin Indian. Ajo është letrarja, poetesha në gjuhën angleze, Sarajini Naidu, e cila quhej "Bilbili i Indisë"

---

[35] H.R. GIBB, Whither islam, London, 1932 - p. 379.

[36] A.J. Toyanbee "Civilization on trial" (Neë York, 1948, p.205)

[37] Laërence, E.Broëne "The prospects of Islam." (London, 1949) p.12.

e që në fund ka qenë kryetare e provincës më të madhe Indiane, gjegjësisht provincës veriore (Uttar Pradesh). Në librin e saj "Ligjerata dhe ese" thotë:

*"Islami ka qenë feja e parë e cila thirri në demokraci dhe veprim sipas parimeve të saj, për atë, posa ushton ezani prej minares së një xhamie, menjëherë tubohen ata që dëshirojnë ta adhurojnë Allahun, tubohen në saffe (radhë) pesë herë në ditë dhe përkulen përpara Allahut me zërin e tekbirit, e me këtë demonstrohet barazia islame në format e saj më fantastike. Unë disa herë kam vërejtur se Islami me fuqinë e unitetit praktik vë individë të ndryshëm njerëzor në një linjë të vëllazërisë.*

*Ti nëse takon një egjiptas, algjerian, indian ose turk në Londër, nuk është me rëndësi tek asnjëri se atdheu i njërit prej tyre është Egjipti dhe atdheu i tjetrit është India."*[38]

## NË INDI

Prej gjërave më të çuditshme që bartën muslimanët me vete kur hynë në Indi, e cila ishte prej vendeve të cilët më së tepërmi ishin të dhënë nga nacionalizmi dhe sistemi i përhershëm klasor, sikur që përmendëm më pare, ishte barazia njerëzore e cila ishte absurde për Indinë. Nuk ka sistem klasash e as të braktisur; nuk ka të fëlliqur me lindjen e as injorant, të cilit i është ndaluar mësimi, dhe nuk ka klasifikim të përhershëm të zejeve dhe shkathtësive. Jetojnë bashkërisht, hanë së bashku, mësojnë në mënyrë të barabartë, vetë i zgjedhin zejet dhe profesionet që dëshirojnë. Kjo ka qenë një tronditje e fuqishme për trurin dhe shoqërinë hinduse, por nuk ka dyshim se India pati prej kësaj shumë dobi dhe u zbut nga ashpërsia e sistemit klasor dominues, ka qenë kurajo e fortë për reaksion kundër sistemit klasor, impuls për misionarët e reformizmit shoqëror dhe anulimin e verbësive së braktisur.

---

[38] Sarojini Naidu, Speeches and ëritings. (Madras, 1918) p.169.

Dr. Taraxhendi, duke folur për lidhjen ndërmjet shoqërisë dhe popullit në epokën mongole, thotë: *"Në këtë periudhë u zhvilluan shumë shkolla ideologjike, të cilat e shfrytëzuan gjuhën popullore si mjet komunikimi dhe kuptimi në thirrjen për në ide revolucionare, ato silleshin rreth klasave të ulëta, i përfaqësonin aspiratat të masave të privuara për progres dhe fitimin e të drejtave të tyre të mohuara. Prijësit e tyre ishin të koncentruar në prestigjin e njeriut dhe respektimin e njerëzisë, sepse ata mendonin se çdo individ mund të arrijë deri në gradën më të lartë të cilën e arrin njeriu, edhe atë me punën e tij individuale. E refuzonin klasën klerike dhe vizitën e tempujve idhujtar, si dhe doket dhe traditat iracionale. Thirrja dhe pëshpëritja e tyre ishte se njeriu mund ta njohë dhe adhurojë Allahun drejtpërdrejt. Kjo lëvizje filloi në shekullin XV të erës sonë dhe zgjati deri në gjysmën e shekullit XVII të erës sonë, pastaj u shua me kalimin e kohës, prijësit e tyre u takonin krahinave të ndryshme indiane, por ndikimi islam është i theksuar qartë në instruksionet dhe doktrinat e tyre."*[39]

Këtë fakt historik e konstatoi edhe Xhevahirlal Nehru, ish-kryeministër indian, kur tha:

*"Depërtimi i luftëtarëve, të cilët erdhën prej veriperëndimit të Indisë, dhe depërtimi i Islamit ka rëndësi të madhe në historinë e Indisë. Ai e demaskoi ligësinë e cila ishte përhapur në shoqërinë hinduse. Ai e tregoi ndarjen e klasave dhe verbësinë e braktisur si dhe dëshirën e izolimit nga bota në të cilën jetonte India. Teoria e vëllazërisë islame dhe barazisë në të cilën besonin dhe jetonin muslimanët, pati ndikim të thellë në intelektin e hindusve. Këtij ndikimi më së tepërmi iu nënshtruan njerëzit e thjeshtë, të cilët i privoi shoqëria hinduse nga barazia dhe gëzimi i të drejtave njerëzore."*[40]

---

[39] Society and the state in the Mughal period, (Delhi 1941) p.91.

[40] Discovery of India. 335 - 526.

## PROKLAMIMI I PRESTIGJIT TË NJERIUT DHE EKSELENCËS SË TIJ

Begatia e tretë madhështore për gjininë njerëzore është proklamimi i prestigjit njerëzor dhe shkëlqesisë së tij, dinjitetit të njerëzisë dhe pozitës së lartë të saj. Para ardhjes së Muhammedit s.a.v.s. njeriu e arriti kulminacionin e nënçmimit dhe përbuzjes, për këtë nuk kishte mbi sipërfaqe të tokës gjë më të ulët dhe më të nënçmuar se ai, ndërsa disa gjallesa dhe drunj të shenjtë për të cilët ishin të lidhura disa legjenda dhe besime të veçanta ishin më të nderuar, lartësuar dhe më meritor për mbrojtje dhe për kujdesje te adhuruesit e tyre sesa njeriu, po bile edhe sikur të ishte kjo në llogari të vrasjes së të pafajshmëve dhe derdhjes së gjaqeve.

Atyre u çonin sakrifica prej gjakut dhe mishit të njeriut pa i brejtur fare ndërgjegjja dhe pa u prekur në shpirt. Disa shembuj dhe pamje të tilla trishtuese i kemi parë edhe në shtete të përparuara dhe të ngritura siç është (India) në shekullin XX.

Muhammedi s.a.v.s. ia ktheu njerëzisë nderin dhe dinjitetin e saj, pozitën dhe vlerën e saj dhe proklamoi se njeriu është krijesa më e çmuar në këtë gjithësi dhe qenia më e shtrenjtë në këtë botë. Nuk ka gjë më të çmuar, më fisnike, më të denjë për dashuri dhe më meritore që të mbrohet sesa njeriu.

Ai e ngriti pozitën e njeriut, saqë u bë mëkëmbës nga Allahu dhe zëvendës nga Ai, për të u krijua bota dhe ai u krijua vetëm për Allahun: *“**Ai** (Allahu) **është që për juve***

***krijoi gjithçka ka në tokë.”***[41] Njeriu është krijesa më e denjë e Allahut edhe në pozitat kyçe dhe me përgjegjësi: *“**Ne, vërtet nderuam pasardhësit e Ademit*** *(njerëzit)****, u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata*** *(i lartësuam)* ***ndaj shumicës së krijesave që Ne i krijuam.”***[42]

Nuk ka argument më të qartë që flet për dinjitetin dhe madhërinë e tij sesa fjala e Muhammedit a.s. *“Krijesat janë robërit e Allahut, prandaj krijesat më të dashura tek Allahu janë bamirësit ndaj robërve të Tij.”*[43]

Nuk ka argument i cili dëshmon më qartë për prestigjin e njerëzisë dhe afrimin tek Allahu, duke i shërbyer dhe mëshiruar atë, sesa hadithi të cilin e transmeton Ebu Hurejreja, Allahu qoftë i kënaqur me të, prej Muhammedit a.s. se ka thënë:

*“Allahu xh.sh. do të thotë Ditën e Gjykimit: "O bir i Ademit (o njeri), u sëmura, e ti nuk më vizitove?!" Njeriu do të thotë: "O Zoti im, si të të vizitoj kur Ti je Zot i gjithësisë?!" Do të thotë (Allahu): "A nuk dëgjove se një robi im u sëmur, e ti nuk e vizitove?! A nuk e dite se, sikur ta vizitoje, do të më gjeje mua tek Ai?!*

*O bir i Ademit (njeri), kërkova që të më ushqesh, e ti nuk më ushqeve?!" (njeriu) Do të thotë: "O Zoti im, si të të ushqej ty, kur ti je Zot i gjithësisë?!" (Zoti) do të thotë: "A nuk dëgjove se një robi im kërkoi që ta ushqesh, e ti nuk e ushqeve?! A nuk e dite se ti sikur ta ushqeje atë, do ta gjeje atë tek Unë?!*

*O bir i Ademit (o njeri), kërkova që të më japësh ujë e ti, nuk më dhave?!" (njeriu) Do të thotë: "O Zoti im, si të të japë ujë, kur ti je Zot i Gjithësisë?!" (Allahu) Do të thotë:*

[41] Sure El-Bekare 29.

[42] Sure El-Isra: 70

[43] Transmeton Bejhekiu

*"Një robi im të kërkoi ujë, e ti nuk i dhave! A nuk e dite se, sikur t'i jepje ujë, do ta gjeje atë tek Unë?!"*[44]

A mund të imagjinohet proklamim më i qartë dhe më i theksuar për prestigjin e njerëzisë dhe pozitën e lartë të njeriut prej këtij proklamimi i cili erdhi në fenë, moto e së cilës është njëshmëria e Allahut xh.sh. (Teuhid).

A thua e arriti njeriu këtë pozitë madhështore dhe respekt të lartë në ndonjë fe apo filozofi tjetër në të kaluarën dhe sot?

Muhammedi s.a.v.s. të mëshiruarit e njerëzve e bëri kusht të domosdoshëm për fitimin e mëshirës së Allahut xh.sh., Muhammedi s.a.v.s., thotë: *"Të mëshirshmit (prej njerëzve) i mëshiron i Gjithëmëshirshmi (Allahu xh.sh.). Mëshironi ata që janë në tokë, do t'ju mëshirojë Ai që është në qiell."*[45]

Prej kësaj shihet se si ka qenë gjendja e botës dhe pozita e saj shoqëroro-politike para se të dalë Muhammedi s.a.v.s. me këtë fe dhe thirrje, thirrjen e unitetit dhe prestigjit njerëzor si dhe të kontribuojë maksimalisht në realizimin e tyre.

Çmimi i epsheve të një individi dhe pasioneve të një personi para ardhjes së Muhammedit s.a.v.s. ishte më i madh dhe më i shtrenjtë se shpirtërat e qindra mijë njerëzve. Ngrihet një mbret ose perandor, e përvetëson vendin dhe i robëron njerëzit, i shkatërron bimët dhe shtazët dhe shfrytëzon çdo gjë për ta ngopur një egoizëm mbretëror dhe aspiratë politike. Marshoi Leka i Madh (viti 324-356 p.e.s.) dhe e çliroi Iranin, Sirinë, vendet bregdetare, Egjiptin dhe pjesët më të mëdha të Turkestanit deri sa arriti në Indinë Veriore, dhe gjatë marshimit të tij shkatërroi civilizime dhe kultura të vjetra madhështore.

Ngrihej Jul Çesari (viti 44 p.e.s.), imperator romak, apo luftëtari çlirues dhe eprori ushtarak sikur Kanibali (viti 183 -

[44] Transmeton Muslimi në "Sahihun" e tij.

[45] Transmeton Ebu Davudi

247 p.e.s.), dhe i rrëmbenin tufat e njerëzve sikurse gjuetari i pangopur kur e rrëmben gjahun e malit pa dhembje. Procesi i asimilimit dhe nëpërkëmbjes së dinjitetit të njeriut dhe jetës së tij vazhdoi edhe pas ardhjes së Isait a.s. Në mesin e gjakpirësve të njerëzimit dhe kriminelëve të vrazhdë ishte edhe Neroni (viti 68 e.s.), i cili shkatërroi një numër të madh të popullit të vet në mesin e të cilëve ishte edhe nëna dhe gruaja e tij. Po ky konsiderohet përgjegjës për djegien e madhe e cila ndodhi në Romë. Qyteti digjej në flakë, kurse ai ishte i zënë me këngë dhe muzikë.[46]

Ndërkaq fiset e egra evropiane, si gotët perëndimorë dhe lindorë, nedalët dhe tjerë, të cilat ishin aktiv në shekullin V të erës sonë (një shekull para ardhjes së Muhammedit s.a.v.s.), shkatërronin qendra të mëdha të qytetëruara, bënin turbullira në tokë, panikë dhe trazira, e për sa i përket detit të mos bisedojmë[47].

Kurse, sa u përket arabëve, atyre u ishte bërë normale lufta dhe derdhja e gjakut në atë masë sa ishte zhvlerësuar jeta në sytë e tyre, saqë atë (luftën dhe derdhjen e gjakut sh.p.) e nxiste bile edhe një ndodhi e cila nuk ishte gjithaq e rrezikshme. Kështu ndodhi lufta ndërmjet Bekrit dhe Taglibit, bijëve të Vailit, e cila zgjati dyzet vjet, në të u derdh gjak i madh. E kjo nuk ndodhi për diç tjetër, përpos se Kulejbi (kryetari i Fisit Ma'd), i gjuajti gjinjtë e deves se Besusës, bijës së Munkidhit. Kështu u përzi gjaku me qumështin e saj. Për këtë Xhesas Ibën Murreh e vrau Kulejbin dhe u ndez lufta ndërmjet Bekrit dhe Taglibit, epilogu i së cilës ishte, ashtu siç e përshkruan Muhelhili, vëllau i Kulejbit: *"U zhdukën të dy palët, mbetën nëna pa bijë, fëmijë jetima, lotë të pathara dhe kufoma të pavarrosura."*

Po ashtu është edhe lufta e Dahisit dhe Gabras, shkaku i së cilës ishte se Dahisi, kali i Kajs Ibën Zuhejrit, printe në garën që ishte në mes Kajs ibën Zuhejrit dhe Hudhejfe Ibën

---

[46] Shih më gjërësisht: Enciklopedinë e historisë së botës (Ëiliam L. Langet 1964).

[47] Po aty.

Bedrit. Kështu e gjuajti me përkrahje prej Hudhejfes një nga fisi Esed, i ra me shuplakë fytyrës, e pengoi dhe ia tejkaloi kali. Pas kësaj ngjarjeje pasoi vrasja. Pastaj ai u hakmor, u ndihmoi fiseve për bijtë e tyre dhe robëroi dhe spastroi në dobi të fiseve. Në të u vranë mijëra njerëz.[48]

Ndërsa në luftërat e Muhammedit a.s., numri i të cilave arriti njëzet e shtatë ose njëzet e tetë, dhe në ekspeditat e tjera, numri i të cilave arriti gjashtëdhjetë, është derdhur gjaku më i paktë që është njohur në historinë e luftërave dhe betejave. Numri i të vrarëve nga të dy palët nuk ishte më tepër se 918 vetë. Ato (luftëra) ishin mbrojtëse të gjaqeve dhe shpirtërave njerëzor, realizuese të qëllimeve fisnike të cilat ishin në dobi të njerëzimit, u nënshtroheshin normave morale, instruksioneve mëshiruese, të cilat i bënë më të ngjashme me një proces edukativ sesa betejë apo luftë.[49]

Islami e ushqen me besim dhe mësimet e tij etike vetëdijen për prestigjin e njeriut, vlerën e tij dhe e forcon atë, derisa të bëhet muslimani me ndjenja të buta dhe sensibil në të, assesi nuk pajtohet që ta vërë njeriun në gradën e kafshëve dhe nuk qetësohet zemra e tij që të sillet ndaj krijesave të gjinisë së vet (njerëzve) sikur ndaj kafshëve dhe trupave të tjerë statik.

Nuk i robëron ata që të përfitojë ai personalisht dhe të dominojë mbi ta.

Nuk sheh dallim mes tij dhe gjinisë së tij (njerëzve), ashtu që t'i nënçmojë dhe mposhtë, për atë këtu do ta përmendim një rrëfim interesant për këtë barazi dhe respekt njerëzor:

Enes Ibën Maliku r.a. ka thënë:

---

[48] Shih: "Ditët e arabëve"

[49] Lexo në librat e hadithit dhe biografisë së Muhammedit s.a.v.s. Këshillat dhe instruksionet që ua jepte Muhammedi s.a.v.s. ushtrive të veta kur i përcillte. Më gjerësisht lexoe librin e autorit: "Biografia Pejgamberike", Titulli: "Vështrim mbi luftërat" f. 325 - 327.

*“Ishim tek Omer Ibën Hattabi kur i erdhi atij një njeri prej Egjipti dhe i tha: "O prijës i besimtarëve, ky është vendi në të cilin kërkojmë ndihmë prej teje." Omeri tha: Çka ke? Egjiptasi tha:'"Amër Ibën el Asi organizoi në Egjipt gara në vrapimin e kuajve. Në të kali im ua tejkaloi. Kur e panë njerëzit, u grit Muhammed Ibën Amër Ibën el As (djali i Amrit sh.p.) dhe tha: "Pasha Zotin, kali është i imi." Kur m'u afrua e njoha dhe i thashë: "Jo për Zotin, kali është i imi, e ai (Muhammed Ibën Amri sh.p.) u ngrit dhe më ra mua me kamxhik duke thënë: "Merre atë (kalin), se unë jam biri i dy të ndershmëve." Enesi tha: "Për Allahun, Omeri nuk bëri më tepër sesa i tha atij: "Ulu!" Pastaj i shkroi Amrit duke i thënë; "Kur të arrijë letra ime, eja këtu bashkë me birin tend, Muhammedin." Enesi tha: "Amri e thirri birin e vet dhe i tha: "Çka ka Omeri që të thërret edhe ty "?",- dhe arritën tek Omeri.*

*- Enes Ibën Maliku tha: "Pasha Allahun, unë isha tek Omeri r.a. kur arriti Amri r.a.. Omeri r.a. filloi të sillet për ta parë djalin e tij (birin e Amrit), i cili ishte pas babait të vet, dhe tha: "Ku është egjiptasi?" Egjiptasi tha: "Ja ku jam." Pastaj tha Omeri r.a.: "Afër teje e ke kamxhikun, bjeri me të të birit të dy të ndershmëve." Enesi r.a. tha: "I mëshoi derisa e rraskapiti pastaj, tha: "Fundi i saj është në llogari të postit të Amrit. Për Allahun nuk të ka rënë vetëm duke iu falënderuar pushtetit të tij." Tha: "O prijës i besimtarve, i rashë atij i cili më ra mua." Tha: "Për Allahun, sikur ti kishe rënë atij ne nuk do të ndërhynim në mes jush derisa ta lëje ti vetë."*

*O Amër, kur i robëruat njerëzit, duke qenë të lindur të lirë nga nënat e tyre? Pastaj iu drejtua egjiptasit dhe i tha: "Kthehu i udhëzuar, e nëse të ndodh diçka, më shkruaj mua.”*[50]

[50] Biografia e Omer Ibën Hatabit. - Ibën el Xhauzi, f. 86 - 87.

# KTHIMI I PRESTIGJIT TË GRUAS DHE DHËNIA E TË DREJTAVE DHE PRIVILEGJEVE TË SAJ

Së pari do të bëjmë një studim retrospektiv të domosdoshëm për të njohur rolin e madh që  e luajti Islami në dobi të gruas. Këtu do të nxjerrim disa pjesë nga libri “Gruaja në Kur'an”, të profesorit Abas Mahmud Akad, i cili dallohet me një thellim dhe studim të gjerë në këtë lëndë.

Autori - duke e përmendur pozitën e gruas në religjionet dhe shoqëritë e vjetra paraislame - thotë:

Ligji “Mano”[51] në Indi nuk i njihte gruas të drejtë të veçantë (të pavarur) nga e drejta e babait, burrit ose fëmijës së saj, në rast të vdekjes së babait ose burrit; në rast të vdekjes së këtyre, obligohej gruaja që t'i përkiste një burri prej të afërmve të bashkëshortit të saj dhe asnjëherë nuk i

---

[51] "Mano" (të cilin e përmendi profesor Akadi) është "Menu", i cili konsiderohet burim i kodit shoqëror civil familjar te hindusët. Ai është personalitet i cili përshkohet me shumë paqartësi, iluzione dhe shenjtëri. Nuk mund të përcaktohe epoka dhe personaliteti i tij, ai paraqitet në disa tekste të librave të shenjta tek hindusët si (Veda) zot mbi njerëzit; ndërsa në disa tekste tjera të tyre paraqitet si gjysh i brezit njerëzor dhe përfaqësues në rend të parë i Krijuesit të gjithësisë. Ky emër dhe tipar u jepet disa personaliteteve në Indinë e vjetër. Ndërkaq "Meno Esmerti", i cili është ligj shoqëror dhe familjar i Indisë së vjetër, i mvishet "Beherko Meharaxhës" njërit prej dijetarëve të mëdhenj të jurisprudencës në Indinë e vjetër, i cili në botëkuptimet dhe zakonin e tij i përkiste "Menos". "Meno Esmerti" konsiderohet libri më i vjetër legjislativ në Indinë e vjetër. Pjesa më e madhe e studiuesve shkojnë në atë se përpilimi i këtij libri është bërë në shekullin e III-të p.e.r. Për këtë  kemi përdotur librat e Dr: Kene Kanatihe Xheha dhe Dr: Xhejus Vali, të cilët konsiderohen prej dijetarëve të mëdhej të historisë të kanunit hindus.

kishte në duart e veta frenat e çështjeve të saj personale. Edhe më tragjik se mohimi i të drejtës së saj në jetën e përditshme, ishte mohimi i të drejtës së saj për jetë të pavarur nga jeta e burrit. Për të ishte e gjykuar që të vdesë në ditën e vdekjes së burrit të saj dhe të digjet me të në një vend. Kjo traditë e vjetër zgjati gjatë shekujve më të lashtë të civilizimit Brahmanit e deri në shekullin XVII, por pastaj u anulua duke u urrejtur nga pjesëtarët e ritualeve fetare.

Ligji i "Hamorabit"[52], me të cilin u popullarizua Babilonia, e konsideronte femrën në grupin e kafshëve shtëpiake. Për rëndësinë e tij maksimale në vlerësimin e pozitës së femrës dëshmon edhe fakti se ai e detyronte atë i cili ia vret vajzën ndonjë njeriu tjetër, që t'ia dorëzojë vajzën e vet që ai (tjetri) ta vrasë ose të përvetësojë, nëse dëshiron që ta falë për atë, e ndodhte që të imponohet vrasja e saj që ta ekzekutojë gjykimin e ligjit të caktuar për këtë.

Te grekët e vjetër, gruaja ishte e privuar nga liria dhe të drejtat e saj ligjore; ajo qëndronte në kulla të larta, në vende të ndara nga rruga, me dritare të vogla, dyer të mbrojtura. Në qytetet greke u popullarizuan klubet e këngëtareve për mospërfilljen e grave dhe zonjave të shtëpisë dhe lejimin e rrallë që t'i shoqërojnë burrat në klubet dhe solemnitetet e dalluara. Tubimet e filozofëve ishin të zbrazura nga gjinia femërore, nuk u shqua ndonjë grua intelegjente prej tyre krahas këngëtareve të popullarizuara ose robëreshave të lira.

Aristoteli ua zinte për të madhe (përqeshte) banorëve të "Spartës" tolerancën e tyre ndaj grave të familjes së tyre, dhënia e të drejtave të trashëgimisë dhe shkurorëzimit për gratë, të drejtat e lirisë dhe daljes së saj në shoqëri, të cilat i tejkalojnë mundësitë e tyre. Bile rënien e Spartës dhe shkatërrimin e saj ia mvesh kësaj lirie dhe teprimi në dhënien e të drejtave.

---

[52] Mbreti më i njohur i familjes sunduese në Irak, që themeloi pushtet të fortë dhe sundoi 3.000 vjet para erës së re.

Qëndrimi i Romakëve të vjetër ishte sikur qëndrimi i hindusëve të vjetër në botëkuptimin për paaftësinë e gruas, ashtu që ajo ishte e lidhur me prindërit, burrin ose fëmijët, dhe motoja e tyre, të cilën e trumpetonin gjatë civilizimit të tyre, ishte se pranga e gruas nuk lirohet dhe pëlhura e saj nuk hiqet. Në këtë kontekst është fjala e njohur e "Katos": *"Nunquam exuitur servitus mulie brio - gruaja romake nuk është liruar nga këto pranga veçse ditën kur u liruan prej tyre robërit pas revoltës që e shprehën në kryengritje dhe protesta të njëpasnjëshme. Për atë, u pamundësua robërimi i gruas, siç u pamundësua robërimi i shërbëtorit dhe shërbëtores."*

Profesor Akadi, pasi që foli për civilizimin e vjetër egjiptas, në të cilin gruaja gëzoi disa të drejta dhe privilegje, tha:

*"Ndërsa përendoi civilizimi egjiptas bashkë me ceremonitë e tij para epokës islame, atëbotë në Lindjen e Mesme depërtoi i mbuluar prej urrejtjes së jetës së kësaj bote pas rënies së perandorisë romake me që u zhyt në dëfrim dhe korrupcion si dhe lakmi ndaj kënaqësive dhe epsheve. Ky kundërefekt i çoi ata në urrejtjen e jetës dhe trashëgimtarëve. Në këtë kohë u përhap ideja e asketizmit dhe botëkuptimi për fëlliqësinë e trupit dhe gruas dhe gruaja e meritoi mallkimin e mëkatit, për këtë largimi nga ajo ishte vepër e mirë për atë të cilin nuk e mund domosdoshmëria.*

*Prej gjurmëve të mbetura të kësaj epërsie, në shekujt e mesëm, është se ato i preokupuan disa spiritualistë të shekullit XV të erës sonë, për atë bënë studime serioze për natyrën e gruas dhe pyetën në koncilin e Makonit: A thua gruaja është vetëm trup, ose trup dhe shpirt, e cila shpëton dhe shkatërrohet? Mbi mendimet e tyre mbizotëroi se ajo është e zbrazët nga shpirti i shpëtuar dhe prej kësaj porosie nuk është përjashtuar asnjë grua, përveç zonjës së pastër, nënës së Isait a.s.*

*Kjo errësirë mbuloi në epokën e romakëve çdo gjë që u trashëgua nga civilizimi i parë i Egjiptit rreth çështjes së*

*gruas. Rritja e torturave të romakëve mbi egjiptasit ishte shkak i animit nga murgëria dhe distancimi nga jeta. Për këtë, shumë asketë ende e konsideronin murgërinë afrim tek Allahu dhe largim nga litarët e shejtanit, gjersa litari i parë i tij janë gratë.*

*Ca fjalë janë transmetuar saktë prej disa historianëve perëndimorë, se Islami e ka marë legjislaturën e tij prej legjislaturave të mëparshme, e në veçanti prej legjislaturave së Musait a.s., e josaktësia e kësaj akuze nuk mund të kuptohet më qartë sesa që kuptohet prej krahasimit të pozitës së gruas në të drejtat e saj ligjore, siç e potencojnë këtë librat e Teuratit, dhe pozitës së gruas në të drejtat e saj ligjore që definoi Islami me normat Kur'anore.*

*Ajo që është transmetuar prej librave, të cilat i janë mveshur Musait a.s., flet se vajza del prej trashëgimisë së babait të saj nëse ka pasardhës prej meshkujve, e çdo gjë tjetër përveç, kësaj norme të qartë konsiderohet dhuratë të cilën e zgjedh babai gjatë jetës së tij, ashtu që nuk obligohet trashëgimia siç obligohen të drejtat ligjore pas vdekjes.*

*Norma e përcaktuar ligjore në të drejtën e trashëgimisë është që të ndalohen vajzat derisa nuk ndërpritet gjinia mashkullore, dhe se vajza, të cilës i bie trashëgimia (mirath,) nuk lejohet që të martohet me fis tjetër, dhe nuk i lejohet asaj që ta transferojë trashëgiminë e saj te fisi tjetër. Kjo normë qartë potencohet në disa vende në Teurat.*

*Tash të kalojmë në vendet në të cilët filloi thirrja e Kur'anit të ndershëm, e ata janë vendet e Gadishullit Arabik. Por, mos prit që gruaja atje të ketë ndonjë pozitë të drejtësisë dhe nderit ndryshe nga pozita e përgjithshme e saj në vendet e botës, krahas largësisë së hapësirave dhe lloj-llojshmërisë së dokeve dhe zakoneve të tij, e ndoshta ajo keqtrajtohej në disa anë të Gadishullit Arabik deri në atë masë saqë nuk ishte rast me mbarë popujt në anët tjera. Por ndodhte edhe që të ngrihej, mirëpo qëllimi final i kësaj ngritjeje nuk ishte diç tjetër përveç se ajo nderohej nga*

*burri i saj sepse ishte bija e filan prijësit të aftë, apo nënë e këtij biri të dashur. Ndërkaq, të nderohej dhe mbrohej sepse ishte femër, t'i gëzonte të drejtat dhe respektin që i gëzonin femrat tjera, assesi. Nuk kishte ardhur asnjëherë në pyetje që të gëzonte drejtësi dhe prestigj. Ndodhte që ta mbronte babai dhe burri, ashtu siç e mbronte vëllai dhe biri, si mbrojtje të domosdoshme të kushtëzuar për të, me gjithë atë që ka pranë vetes ose gjithë atë që e ka nën mbikëqyrjen dhe mbrojtjen e vet. Për atë, ndonjë burrë turpërohet nëse sprovohet në të (nënçmohet), ashtu siç turpërohet në qoftë se sulmohet në çdo gjë që e mbron ose e posedon, e prej tyre është edhe kali, kafsha shtëpiake, pusi, kopeja, etj.*

*Kur nënçmohej gruaja, kjo ishte turp ndaj së cilës ndienin neveri familja e saj, apo një fragment (artikull) që trashëgohej me pasurinë dhe kafshët, dhe prej frikës së turpit, e varroste njeriu vajzën e tij në fëmijëri, e shihte të tepërt mirëmbajtjen e saj, gjë që nuk ishte rast me robëreshat dhe kafshët e dobishme, dhe e gjithë vlera e saj tek ata të cilët e linin të gjallë dhe nuk e vritnin që në fëmijëri konsiderohej se ajo ishte një hise prej trashëgimisë, e cila trashëgohej prej prindërve te fëmijët, shitej dhe lihej si garancë në realizimin e interesave dhe pagimin e borxheve dhe nuk e mbronte atë prej kësaj gjendjeje, vetëm në qoftë se ishte prijëse e popullit dhe ngrihej me atë që ngriheshin ata, si autoriteti dhe mbrojtja."*[53]

Krahasoje tërë këtë me rolin e ri të pashoq të Islamit në kthimin e prestigjit të gruas dhe vënies së saj në pozitën e merituar në shoqërinë njerëzore si dhe në ndihmesën dhënë asaj që t'i realizojë të drejtat e saj prej ligjeve shtypëse, zakoneve tirane dhe dominimit të burrave. Bile, një shikim sipërfaqësor në Kur'an mjafton për ta njohur dallimin e madh në mes të qëndrimit të xhahilijetit dhe qëndrimit kur'anor islam ndaj gruas. Sjellja individuale, normat dhe ligjet shoqërore, çdo herë burojnë dhe ndërtohen mbi këtë qëndrim.

---

[53] "El-Mer'etu fil Kur'an"- të prof. Abas Mahmud Akad. Darul-Hilal Egjipt. f. 51 - 57.

Ajetet kur'anore, të cilat flasin për gjysmën e shoqërisë njerëzore dhe gjininë sensibile (femrën), mbjellin te gruaja besim për pozitën e saj tek Allahu xh.sh., për fuqinë e saj që të arrijë në gradat më të larta në fe, shkencë, shërbim të Islamit, ndihmesës në të mirë dhe devotshmëri dhe formimit të shoqërisë së shëndoshë. Ajo çdo herë përmendet bashkë me mashkullin në pranimin e veprave, në shpëtim, në lumturi dhe në fitore në botën tjetër. Allahu xh.sh. thotë: ***"Kush bën ndonjë nga punët e mira, qoftë mashkull ose femër duke qenë besimtar, të tillët hyjnë në xhenet dhe nuk u bëhet farë padrejtësie."*** [54] Po ashtu thotë: *"**Zoti i tyre iu përgjegj lutjes së tyre (e tha): Unë nuk ia humbë mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër. Ju jeni njëri nga tjetri."***[55]

Shoqërohet me të në sigurimin e rasteve dhe mjeteve për jetë të këndshme, bile e merr përsipër që t'ia sigurojë dhe përgatisë asaj një gjë të tillë, e "jeta e këndshme" është fjalë e përgjithshme me kuptime të thella, jep kuptimin e jetës së lumtur, idealeve të begatshme si dhe i përfshin tërë këndet e fisnikërisë, kënaqësisë, qetësisë intelektuale dhe gjithë atë që nuk mund të përmblidhet këtu. ***"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, ne do t'i japim atij një jetë të mirë*** *(në këtë botë)*, ***e*** *(në botën tjetër)* ***do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre."***[56] I përmend vetitë fisnike, veprat e mira dhe parimet themelore fetare, por, nuk mjafton vetëm me shoqërimin e femrave me meshkujt dhe pohimin se nuk ka dallim ndërmjet meshkujve dhe femrave në veprat e mira dhe vetitë fisnike, por, në të kundërtën, i përmend vetitë një nga një dhe, kur i cilëson meshkujt me ato veti, i cilëson femrat me vetinë e njëjtë dhe i përmend posaçërisht, edhe pse mund të zgjasë sqarimi, sepse krahasimi i femrave me meshkujt, burra të fortë e të pasur, në gjithë këto cilësi,

---

[54] Sure En - Nisa: 124.

[55] Sure Ali Imran: 195

[56] Sure En Nahl: 97

ishte jo e natyrshme për rezonet e njerëzve të cilët janë rritur nën hijen e religjioneve, filozofive, shoqërive dhe etikave të vjetra, qofshin fetare, apo letrare të cilat çdo herë kanë bërë dallim ndërmjet tyre (meshkujve dhe femrave) dhe i përjashtuan femrat nga shoqërimi i meshkujve në shumë sfera të preferuara dhe me rëndësi.

Ta lexojmë bashkërisht Fjalën e Allahut xh.sh. *"Nuk ka dyshim se për muslimanët e muslimanet, besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertit e të sinqertat, durimtarët e durimtaret, të përvuajturit e të përvuajturat, sadakadhënësit e sadakadhënëset, agjëruesit e agjërueset, ruajtësit e nderit e ruajteset e nderit, shumë përmendësit e Allahut e shumë përmendëset e Allahut, Allahu ka përgatitur falje (mëkatesh) dhe shpërblim të madh"*[57].

Kur'ani nuk ndalet vetëm në llojet e adhurimeve dhe veprave të mira, por i shoqëron motrat muslimane me burra të fortë e të ditur, njerëz me vullnet të fortë dhe aftësi shkencore, aspirata të larta, durim në vuajtje, ekspozim kundërshtimit në të urdhëruarit në të mirë dhe të ndaluarit nga e keqja, krijon prej besimtarëve dhe besimtareve bërthamë (popull) unike e të ngjeshur, të cilët ndihmohen në të mirë dhe devotshmëri dhe thotë: ***"Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri tjetrin, urdhërojnë për të mirë e ndalojnë nga e keqja, e falin namazin dhe japin zekatin, respektojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Të tillët do t'i mëshiroj Allahu. Allahu është ngadhënjyes i urtë."***[58]

Shembull të përkryer dhe kusht për arritjen e gradës së lartë në prestigjin njerëzor e vë devotshmërinë, pa marrë parasysh llojin, prejardhjen dhe gjakun. Për atë thotë: ***"O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur*** *(këqijat)* ***e Allahu***

[57] Sure Ahzab: 35.

[58] Sure Et- Teube: 71

***është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë."***[59]

Dhe e gjithë kjo garanton në ngjalljen dhe kalitjen e ambicjeve, kandisjen e krenarisë dhe besimit në shpirtin e femrave dhe largimin nga ajo që quhet në psikologji "Kompleks i inferioritetit."

Dhe duke iu falënderuar kësaj, pas vdekjes së Pejgamberit s.a.v.s., e deri në shekullin tonë, u gjet një histori e mbushur plot me zonja të famshme muslimane,[60] mësuese, edukatore, luftëtare infermiere, poete, autore, nxënëse të Kur'anit përmendësh (hafize), transmetuese të hadithit, askete të devotshme, të ndershme e dinjitoze në shoqëri, shfrytëzohen, pasohen si mostër dhe merren shembull.

Ndërsa, sa u përket të drejtave dhe privilegjeve të cilat Islami ia dha gruas muslimane, si: e drejta e pronës dhe e trashëgimisë, lirisë së shitblerjes, e drejta e kërkimit të shkurorëzimit, nëse nuk ka rrugëdalje tjetër (e cila në sheriat quhet Hu'ë), e drejta e prishjes së fejesës, nëse nuk pajtohet të martohet, prania në festa, ditëve të xhumaja dhe në xhemat, si dhe gjëra të tjera, janë lëndë të cilat i përmbledhin librat e fik'hut.[61]

Shkencëtarët dhe studiuesit joekstremë perëndimorë të sociologjisë dhe historisë së kulturave kanë pranuar se mësimet kur'anore dhe sheriati islam i kanë bërë nderim të shkëlqyeshëm gruas në njohjen e të drejtave të saj etike dhe legjislative. Ne këtu do të përmendim vetëm dy dëshmi, së pari do te përmendim dëshminë e një zonje të shquar perëndimore, e cila në Indi bëri lëvizje reformuese edukative, udhëhoqi një organizatë kulturore, qendra e së cilës ishte në jug të Indisë, po ashtu kontribuoi në lëvizjen çlirimtare indi-

---

[59] Sure El - Huxhuratë: 13

[60] Konsulto librat e veçanta të cilat janë shkruar për gratë e shquara, si p.sh.: "E'lamu-n-nisa fialemiji-l-urubeti vel-l-Islam", të autorit Omer Rida Kehale, dhe "Siretu ummil-mu'minine essejjidetu Aishe", e Sulejman En-Nedevijut.

[61] Të konsultohet libri "El-Mer'etu bejnel-l-fikhi vel-lkanun", i autorit Mustafa Sibai.

ane. Për atë, dëshmia e gruas e ka vlerën dhe peshën e vet për shkak të sensibilitetit të tepruar, i cili gjendet tek ajo, në lidhje me çështjen e gruas dhe mbrojtjes së gjinisë së saj.

Zonja Anni Besant thotë:

*"Për sa i përket çështjes së gruas, legjislatura islame është prej legjislaturave më të përparuara dhe më të drejta që kanë dalë në këtë botë, ai është shumë pëpara legjislaturave perëndimore për sa i përket pasurisë së patundshme, të drejtave të trashëgimisë dhe ligjit të shkurorëzimit. Ai është mbrojtës i të drejtave të gruas. Frazat "jetesa vetëm me një grua", dhe "poligamia", i kanë tër-buar (mashtruar) njerëzit dhe i kanë kthyer kokat e tyre nga të menduarit rreth nënçmimit dhe mjerimit në të cilin jetojnë zonjat perëndimore. Burrat e tyre të pare, të cilët ishin përgjegjës për mbrojtjen e tyre, i lanë rrugëve pasi i kryen me ato nevojat e tyre, dhe u larguan nga ato për shkak mërzisë dhe lodhjes, dhe për këtë pas kësaj nuk ndihmohen dhe as që mëshirohen."*[62]

Profesori N.L.Coulsen thotë:

*"Nuk ka dyshim se normat ligjore kur'anore që kanë të bëjnë me definimin e pozitës së gruas, e veçanërisht atyre të martuara, janë normat më të drejta dhe reale ligjore. Normat ligjore të kurorëzimit dhe shkurorëzimit, në masë të madhe dhe shikuar në përgjithësi, konsistojnë në përmirësimin e pozitës së grave në shoqëri dhe ngritjen e tyre, bënë ndryshime revolucionare në zakonet arabe që dominonin para Islamit, gruaja fitoi legjimitet të pavarur, gjë që nuk e posedonte më parë, ndërsa ndryshimi më i madh, të cilin e bëri Kur'ani në parimet e shkurorëzimit, është vënia e ligjit të pritjes (iddetit) për të shkurorëzuarën."*[63]

Ky shikim i ri ndaj gruas, konsiderimi dhe sjellja ndaj saj në dritën e këtyre parimeve, ajeteve kur'anore dhe porosive

[62] The Life and tea ching of Mohammed. Madras - 1932, p.3.

[63] Islamic Surveys; The History of islamic Laë (N.L.Coulsen) Edimburg, 1971, p.14.

të Pejgamberit s.a.v.s.,[64] ishte rilindje e re për gjininë femërore në botën njerëzore, sepse nuk kishte dallim të madh në kohët e lashta ndërmjet femrës dhe kafshës shtëpiake apo mjetit statik, femrës së varrosur apo pengesës, fotografisë së bukur ose të shëmtuar në pallat, siç e përshkruam më pare. Prandaj ishte befasi e bekuar në botën e civilizimit, moralit, jetës familjare dhe marrëdhënieve bashkëshortore, u harmonizuan dhe patën ndikim nga ajo në çdo aspekt shoqëritë dhe vendet e shumta, e veçanërisht vendet në të cilat hyri Islami luftues e çlirues, sundues dhe rregulluesi i gjërave, apo thirrës reformues dhe shembull praktik.

Madhështia e kësaj dhurate në vendet në të cilat gratë e digjnin veten me zjarr pas vdekjes së burrave të tyre dhe nuk shihnin për vete, e as që u shihte shoqëria atyre të drejtën e jetës pas burrave, është e qartë dhe nuk ka nevojë për koment.

Mbretërit dhe sundimtarët muslimanë luajtën rol të rëndësishëm në reformimin e dokeve dhe zakoneve që imitoheshin në Indi, e veçanërisht përmirësimin e traditës e cila quhej “Sita”, sipas të cilës vejusha e digjte vetveten me zjarr gjatë djegies së kufomës së burrit të saj të vdekur, madje pa mos u bërë botëkuptimeve fetare dhe ritualeve hinduse asnjë të keqe apo shkelje nderi. Udhëpërshkruesi i njohur Dr. Bernier, mjeku francez i cili e vizitoi Indinë në epokën e Shah Xhihanit, thotë:

*“Numri i fatkeqësive të “Sitas” u zvogëlua relativisht, sepse muslimanët të cilët qeverisnin në këto vende, japin mund maksimal që ta zhdukin këtë dok të egër, edhe pse ata nuk kanë miratuar asnjë zakon për ta ndaluar këtë fatkeqësi, sepse ata në qeverisjen e tyre nuk synojnë që të ndërhyjnë në çështjet fetare të hindusëve, por ata ua lejojnë atyre kryerjen e obligimeve dhe ritualeve të tyre fetare dhe ua jepnin të gjitha liritë, mirëpo ata u munduan ta ndalojnë traditën “Sita” në mënyrë indirekte. Për këtë, nuk guxonte*

[64] Konsulto për këtë; librat e hadithit; kapitujt e kurorëzimit, mirësjelljes bashkëshortore dhe moralit.

*asnjë grua që t'ia ekspozojë veten "Sitas" vetëm se me lejen e sundimtarit të krahinës, ndërsa sunduesi nuk ia lejonte asaj këtë vetëm nëse vërtetohet se ajo në asnjë mënyrë nuk do të hiqte dorë nga qëllimi i saj, po ashtu sunduesi i asaj krahine mundohej që ta bindte gruan dhe ta shtynte atë që të hiqte dorë nga dëshira e saj, e frikësonte, i kërcënohej dhe po ashtu i premtonte të mira materiale. E kur dështonin këto përpjekje dhe nuk jepte rezultat procesi i bindjes dhe kërcënimit, e dërgonte atë te gratë e veta me qëllim që t'u bashkangjitej grave të mençura dhe të hiqte dorë nga dëshira e saj me bindjen e tyre, por, krahas gjithë këtyre masave të ndërrmara fatkeqësitë e "Sitas" përsëri vazhdojnë të ndodhin shpesh, e veçanërisht në teritoret e prijësve (raxhave) dhe vendeve që janë nën sundimin e tyre, ku nuk sundojnë muslimanët."*[65]

[65] Udhëtimi i Doktor "Berierit" pjesa e dytë; f.172.

## LUFTIMI I DËSHPËRIMIT DHE PESIMIZMIT, DHE STIMULIMI I SHPRESËS, BESIMIT DHE KRENARISË NË SHPIRTIN E NJERIUT

Bamirësia e pestë është se pjesa më e madhe e gjinisë njerëzore kanë qenë të goditur nga pesimizmi ndaj mëshirës së Allahut dhe mendimi negativ ndaj natyrës së shëndoshë njerëzore. Në krijimin e kësaj atmosfere dhe gjendje intelektuale specifike rol të madh kanë luajtur edhe disa religjione të vjetra lindore dhe krishterimi i falsifikuar në Evropë dhe në Lindjen e Mesme.

Religjionet e vjetra në Indi propagonin kredon e psikozës dhe filozofinë e saj, në të cilën absolutisht nuk ka terren (liri) në vullnetin dhe veprat e njeriut, dhe se secili njeri është i detyruar patjetër që të pasojë një dënim për atë që ka bërë në jetën e tij të parë, e kjo bëhet me paraqitjen e tij në formë të kafshës së egër e bagëtisë që kullot, gjallesës së shumuar apo njeriut fatzi e të dënuar.

Ndërsa krishterimi thirri në atë se njeriu është mëkatar dhe mohues me lindjen dhe natyrën e tij, kurse Isai a.s. iu bë atij shpagim dhe sakrificë për këto mëkate dhe, natyrisht, ky botëkuptim krijoi në shpirtërat e miliona njerëzve, të cilët e përqafuan krishterimin në botën e qytetëruar dhe të banuar, mendim negativ për veten e tyre dhe pesimizëm për ardhmërinë e tyre dhe mëshirën e Allahut.

Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. proklamoi me plot forcë dhe qartësi se natyra e njeriut është si letra e pastër (e bardhë),

në të cilën ende nuk është shkruar asgjë. Në të mund të skalitet gravura më e shkëlqyeshme dhe të shkruhet shkrimi më i bukur, po ashtu njeriu është përgjegjës vetë për jetën e tij, e meriton shpërblimin dhe dënimin, xhenetin dhe xhehenemin me punën e tij, ai nuk përgjigjet për punën e të tjerëve. Kur'ani në shumë vende e përmend se njeriu është përgjegjës vetëm për punën e vet dhe se shpërblehet dhe falënderohet për veprat e tij: ***"****(Që në to shkruan)* ***Se askush nuk bart barën e*** *(mëkatit)* ***tjetrit. Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar. Dhe se mundi i tij më vonë*** *(Ditën e Gjykimit)* ***do të shihet"***[66]

Ky proklamim ia ktheu njeriut besimin e tij të humbur në natyrën dhe dhuntitë e tij natyrore dhe marshoi përpara me vendosmëri të fortë, entuziazëm të shtuar dhe ndjenjë të shqetësuar që të ndërtojë ardhmërinë e tij dhe ardhmërinë e njerëzimit, të provojë aftësinë dhe fuqinë e tij në ato mundësi madhështore dhe raste të ralla.

Muhammedi s.a.v.s. pohoi se mospërfilljet dhe mëkatet, gabimet dhe lajthitjet janë periudhë e shkurtër dhe kalimtare në jetën e njeriut. Njeriu bie në to ndonjëherë me injorancën, zhgënjimin dhe shkurtpamësinë e tij, e ndonjë-herë me dredhinë e shejtanit dhe mashtrimin e vetes, dhe se mirëqenia dhe përmirësimi, pranimi i gabimit dhe pendimi është një prej themeleve të natyrës së tij dhe esencë e njerëzisë së tij; dhe se përkushtimi dhe nënshtrimi ndaj Allahut xh.sh. dhe vendosmëria e fortë për mos t'iu kthyer mëkatit është argument për dinjitetin e njeriut dhe karak-terin e natyrës së tij, e ai është trashëgimi e Ademit a.s.

Muhammedi s.a.v.s. hapi para muslimanëve gabimtarë e të zhytur në humnerën e mëkatit dhe plangprishësisë deri në fyt derë të gjerë për pendim dhe u bëri njerëzve thirrje të përgjithshme në të, e sqaroi detajisht vlerën e pendimit dhe aq tepër u zgjerua në të, saqë mund të themi se ai e ringjalli këtë konditë të veçantë madhështore të fesë. Për atë u

---

[66] Sure En-Nexhm: 38-40

quajt, në mes emrave tjerë të bukur të tij, edhe me emrin "Pejgamber i pendimit". Ai nuk thirri në pendim vetëm si mjet të domosdoshëm për ta kompensuar njeriu atë që i kaloi, por ai e ngriti vlerën e pendimit saqë u bë prej adhurimeve dhe veprave të mira më të vlefshme tek Allahu xh.sh., u bë rrugë e lehtë që të arrihet sa më parë në gradat më të larta të adhurimeve dhe miqësisë të cilën ia kanë lakmi adhuruesit, të devotshmit, të pafajshmit e të pastërtit prej robërve të Allahut.

Kur'ani e sqaroi vlerën e pendimit dhe shtrirjen e tij si dhe pastrimin e njeriut prej mëkatit më të madh dhe gabimit më grandioz që e imagjinon njeriu, edhe atë me një mënyrë të bukur e cila i përvetëson zemrat. I thirri mëkatarët, gabimtarët, të rraskapitur shpirtërisht dhe shejtanin që të kërkojnë mbrojtje dhe të mbështeten tek Allahu, të strehohen nën hijet e mëshirës së Tij, të bien në gjirin e mëshirës dhe butësisë së Tij, i përshkruajti detet e gufuara e të gjera të mëshirës së Allahut të rrethuara me shpirtëra dhe horizonte, me një ilustrim të bukur e fantastik, tërheqës dhe stimulues, prej të cilit shihet se Allahu jo vetëm që është i Butë, i Mëshirshëm, Bujar dhe Fisnik, por Ai - nëse mund të shprehemi kështu - i do të penduarit, i do shumë ata, e lavdëron dhe e vlerëson lart veprimtarinë e tyre. Lexo ajetin vijues dhe shijoje stilin e kësaj butësie dhe mëshire, si dhe frymën e dashurisë e cila i përshkon këto ajete: ***"Thuaj: O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, pse vërtet, Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues!"***[67]

Edhe më tepër dhe më fantastike se kjo është ajo që e hasim në ajetin vijues, ku Allahu xh.sh. ka përmendur grupe të shumta prej robërve të tij të devotshëm dhe këtë listë shkëlqyese e të ndritshme e filloi me të penduarit, ai është ajeti prej sures Teube: ***"****(Të Xhenetit janë)* ***Edhe ata që pendohen, ata që sinqerisht adhurojnë, ata që falëndero-***

[67] Sure Ez-Zumer 53.

***jnë, ata që agjërojnë, ata që bëjnë ruku, që bëjnë sexhde, që urdhërojnë për të mira e ndalojnë nga të këqiat, edhe ata që përmbushin dispozitat e Allahut. Pra, përgëzoji besimtarët."***[68]

Ky nderim, pastrim i robit të penduar prej mëkatit dhe tregim i besimit në të u pa qartë kur Kur'ani e proklamoi pranimin e pendimit të tre shokëve të Pejgamberit s.a.v.s., të cilët nuk morën pjesë në betejën e Tebukut pa arsye të vërtetë e të pranuar dhe qëndruan në Medine. Kur'ani filloi me përmendjen e Pejgamberit s.a.v.s. si dhe të muhaxhirëve dhe ensarëve (Medinasve), të cilët morën pjesë në këtë betejë, pastaj vazhdoi me ata tre të cilët nuk morën pjesë me qëllim që mos ta ndiejnë ata të tre veçimin e tyre me pendim dhe të jenë larg ndjenjave të turpit dhe asaj që në psikologji quhet kompleksi i inferioritetit, dhe u bëhet e qartë besimtarëve se pozita e tyre natyrore është në radhën e parë të të sinqertëve të parë prej muhaxhirëve (Mekasve) dhe ensarëve (Medinasve), e prandaj, nuk kanë pse të turpërohen dhe nuk ka vend për turp.

A ka shembull më të shkëlqyeshëm dhe më të bukur, më preciz dhe më të thellë, më të pëlqyeshëm dhe më të ndritshëm për pranimin e pendimit, nderimin e penduesit dhe heqjen e mbulesës së depresionit prej tij me butësi, me dëshirë, dashuri dhe dhembshuri në historinë e feve, moralit, edukatës dhe reformës, se ky shembull ?!

T'i lexojmë bashkërisht ajetet vijuese:

***"Allahu ia fali Pejgamberit, edhe muhaxhirëve edhe ensarëve, të cilët në çastin e vështirë shkuan pas tij, kur*** *(nga vështirësitë)* ***zemrat e një grupi nga ata, gati u lëkundën, por Ai ua fali*** *(i stabilizoi zemrat e)* ***atyre. Vërtetë Ai është i butë, i mëshirshëm ndaj tyre.*** *(Ai u fali)* ***Edhe atyre të treve, të cilëve iu pat shtyrë aq (pranimi i pendimit) sa që toka u bë e ngushtë për ta, përkundër gjërësisë së saj, kur u ngushtuan edhe shpirtërat e tyre sa që u bindën se nuk ka strehim prej Allahut*** *(tjetërku)* ***pos te ai. Prandaj edhe***

[68] Sure Et-Teube: 112.

***atyre ua fali Ai, në mënyrë që të pendohen. Allahu pranon pendimin se është Mëshirues"[69].***

Pastaj, po ashtu, proklamoi si parim të përgjithshëm se mëshira e Allahut përfshin çdo gjë dhe ia tejkalon hidhërimit dhe Madhërisë së Tij, Allahu xh.sh. thotë: ***"...E mëshira Ime ka përfshirë secilin send..."[70]*** Në hadithi kudsij[71] thuhet: *"Mëshira Ime ia ka tejkaluar hidhërimit Tim."*[72]

Ai e bëri dëshpërimin sinonim të kufrit, injorancës dhe lajthimit dhe e sqaroi këtë përmes fjalëve të Jakubit a.s.: ***"...Pse vetëm populli jobesimtar e humb shpresën në Allahun"[73]****, ndërsa në një vend tjetër e përmend fjalën e Ibrahimit a.s. dhe thotë:* ***"Tha: Askush nuk e humb shpresën në mëshirën e Zotit të vet, përveç atyre që janë të humbur."[74]***

Dhe kështu Muhammedi s.a.v.s. me këtë thirrje të hapur universale orientoi nga pendimi dhe sqarimi i vlerave. Shtrirjes, përfshirjes së njerëzimit nën thundrën e dëshpërimit dhe pesimizmit, ku rrënqetheshin muskujt e tyre nga vërejtjet e ndëshkimit dhe dënimit dhe nga manifestimet e hidhërimit dhe madhërisë, dijetarëve të çifutëve, shpjegue-sve të librave të shenjtë, priftave ekstrem e fanatik të krishterë u takonte hisja më e madhe.Muhamedi i dhuroi njerëzimit një rast të ri të bukur prej jetës, fryu në zemrën e tyre të dobët e të lodhur dhe në trupin e tyre të ngrirë e të ftohtë shpirt dhe nxehtësi të re, përgatiti për plagët e tyre ilaç dhe i ngriti ata prej fundit të tokës në kulminacionin e madhërisë dhe zotimit, besimit dhe krenarisë në vetvete dhe mbështetjes në Allahun xh.sh.

---

[69] Sure Et-Teube: 117 - 118.

[70] Sure Aëraf: 156.

[71] Sipas një definicioni: Ai është hadithi fjalët dhe kuptimi i të cilit ka ardhë nga Allahu dhe është shprehur përmes Pejgamberit, por i cili nuk është Kur'an që të jetë leximi i tij adhurim.

[72] Transmeton Muslimi.

[73] Sure Jusuf: 87.

[74] Sure El-Hixhër: 56.

# BASHKIMI I FESË DHE KËSAJ BOTE, DHE NJËSIMI I RADHËVE TË SHKAPËRDERDHURA DHE TABOREVE NDËRLUFTUESE

Fetë e vjetra, e veçanërisht Krishtërimi, e kanë ndarë jetën njerëzore në dy pjesë: një pjesë për fenë (shpirtërore sh.p.) dhe një pjesë për këtë botë (materiale sh.p.). Po ashtu edhe planetin Tokë e ndanë në dy tabore (blloqe): tabori i njerëzve të fesë (klerikët) dhe tabori i njerëzve të kësaj bote (laikët sh.p.). Këto dy tabore jo vetëm që ishin të ndarë, por ndërmjet tyre u hap një hendek i madh dhe u ngrit një digë e fortë, konfrontoheshin dhe luftonin ndërmjet vete, secila palë mendonte se ekziston hasmëri dhe armiqësi ndërmjet fesë dhe kësaj bote, për atë, kur dëshironte njeriu që të lidhej me njërën palë, prej tij kërkohej që ta ndërpreste lidhjen me tjetrën, bile t'i shpallte luftë asaj, sepse - sipas fjalëve të tyre - nuk mund të hipet në dy anije në të njëjtën kohë dhe se nuk ka mundësi për një luftë ekonomike dhe prosperitet të saj pa mos e lënë pas shpine botën e ardhshme (ahiretin) dhe të largohesh nga Krijuesi i qiejve dhe tokës. Po ashtu, nuk mund të ekzistojë një sistem apo pushtet pa mos i lënë pas dore mësimet fetare dhe morale dhe pa mos i zhveshur nga frika ndaj Zotit dhe po ashtu, nga ana tjetër, nuk mund të ketë religjiozitet pa murgëri dhe ndërprerje të lidhjes nga kjo botë dhe ajo që ka në të.

Është e njohur dhe e vërtetuar se njeriu dëshiron dhe anon nga lehtësia nga natyra e tij, prandaj çdo botëkuptim

fetar që nuk lejon kënaqje me gjërat e lejuara, prosperitet, dinjitet, arritje të fuqisë dhe marrje të pushtetit, kryesisht nuk është për gjininë njerëzore, ai është në luftë me idenë e shëndoshë dhe ndalim i instikteve natyrore të pastra te njeriu. Si rezultat i kësaj lufte ishte se numri më i madh i njerëzve të shquar, të aftë dhe atyre që posedonin kualitete shkencore i jepin përparësi kësaj bote ndaj botës tjetër, pajtohen me të, si nevojë shoqërore dhe realitet objektiv, dhe qetësohen në të, iu qasën ekskluzivisht përmirësimit të kësaj jete dhe arritjes së kënaqësive të saj e nuk u mbeti shpresë në zhvillimin fetar dhe ngritjen shpirtërore.

Pjesa dërrmuese e atyre të cilët nuk e përfillnin fenë, marrë në përgjithësi, e bënë këtë në bazë të kontradiktës të cilën e konsideruan realitet evident të pranuar. Për këtë u ngrit shtresa e cila i printe pushtetit të kësaj bote kundër kishës, e cila e përfaqësonte fenë, u liruan nga prangat e tjera të saj, dhe natyrisht u shqetësuan pushtetarët si elefanti i tërbuar që është liruar nga prangat dhe zinxhirët, apo si deve e pezmatuar të cilën e mban për qafe me litar. Kjo ndarje e kobshme ndërmjet fesë dhe botës (shpirtit dhe materies sh.p.) dhe ajo armiqësi fatale ndërmjet "Njerëzve të fesë" dhe "Njerëzve të botës" hapi gjerë dyert për ateizëm dhe laicizëm. Gjahu i tij i parë qe Perëndimi, e pastaj edhe popujt të cilët iu nënshtruan atij në ide, shkencë dhe kulturë, apo jetuan nën flamurin e tij.

Gjendjen edhe më tepër e keqësuan misionarët ekstrem dhe të ekzagjeruar, të cilët e konsideronin natyrën njerëzore pengesë më të madhe në pastrimin shpirtëror dhe lidhjen me qiellin, që cilët nuk kursyen mund në mashtrimin dhe dënimin e saj me disa lloje të ngjyrimeve të ashpra dhe mësimeve të mbrapshta[75], prezantuan pasqyrë të egër, të errët dhe trishtuese për fenë, prej së cilës rrëqethen lëkurat e besimtarëve, saqë më në fund erdhi situata deri në reduktimin e hijes fetare, adhurimi i vetes dhe epsheve, në kuptimin më të gjërë të saj e arriti kulminacionin e tij. Bota filloi të

---

[75] Lexo: "Historia e moralit të Evropës", p.II; autor Lecky.

lëkundet ndërmjet dy ekstremizmave, pastaj në fund, nga dobësia e vetëdijes fetare apo humbja e ndjenjës fetare, ra në një skëterë të thellë të laicizmit dhe kaosit të përgjithshëm moral.[76]

Prej dhuratave më të lartësuara dhe dhuntive të mëdha të dërgimit të Muhammedit s.a.v.s. është thirrja e tij prej të cilës u shtuan horizontet, se themeli i veprave dhe moralit është qëllimi të cilin e përkujton njeriu dhe të cilin e ka shprehur ligjdhënësi me një fjalë të vetme e të lehtë, por ajo është e gjerë dhe e thellë: Qëllimi – nijeti, dhe tha: *“Me të vërtetë veprat vlerësohen sipas qëllimit dhe çdonjërit i takon ajo që ka pasur për qëllim”*[77], dhe se çdo vepër të cilën e kryen njeriu për ta kërkuar kënaqësinë e Allahut, nga shtytja e sinqeritetit, realizimi i urdhrit dhe respektimi i Allahut është mjet afrimi tek Allahu dhe arritje në gradat më të larta të bindjes dhe shkallëve të besimit, ajo është fe e pastër e cila nuk ka asnjë mangësi, edhe nëse është kjo vepër xhihad dhe luftë, pushtet dhe qeverisje, apo shfrytëzim të të mirave të tokës, realizimi i kërkesave shpirtërore, angazhim për ta kërkuar furnizimin dhe funksionin (punën), kënaqje me dëfrimet e pastra të lejuara dhe jetën familjare e bashkëshortore. Dhe çdo adhurim dhe shërbim fetar përkundër saj konsiderohet si i kësaj bote nëse zhveshet nga kërkimi i kënaqësisë së Allahut xh.sh. dhe nënshtrimi ndaj urdhërave dhe ndalesave të tij, e mbulon perdja e neglizhencës dhe harresës së botës tjetër (ahiretit), po bile edhe nëse është namazi i obliguar, hixhret (shpërngulje) dhe xhihad (përpjekje dhe luftë e shenjtë sh.p.), apo përkujtim (dhikër) dhe madhërim duke e pastruar Allahun nga çdo të metë (tesbih). Prandaj për të nuk shpërblehet veprimtari, dijetari, muxhahidi dhe misionari (daiu), bile mund që ato vepra dhe shërbime t'i kthehen atij bumerang dhe t'i bëhen perde ndërmjet atij dhe Allahut.

---

[76] Lexo më gjerësisht librin "Konflikti ndërmjet fesë dhe shkencës", të autorit amerikan: Ëiliam Draper.

[77] Transmeton: Buhariu.

Ky është rrëfimi i Krishtërimit në shekujt e mesëm. Kisha, e cila e përfaqësonte fenë, dhe qeveria (pushtetarët), ishin në dy ekstremizma. Ndërmjet tyre u zhvillua një luftë e ashpër e cila mbaroi me ndarjen e fesë nga politika. Ndërsa rezultatin e saj e dinë të gjithë, bota ende vazhdon të përzihet në zjarrin e saj dhe të rrëshqasë (devijojë sh.p.) në rrugën e saj.

Këtë të vërtetë historike shumë bukur e ilustroi Dr. Muhammed Ikballi duke thënë:

*"Kisha u ngrit mbi bazën e murgërisë dhe, natyrisht atë nuk e përfshiu komanda, pushteti, qeverisja dhe administrata, sepse ekzistonte armiqësi e vjetër ndërmjet murgërisë dhe pushtetit; ky është nënshtrim dhe dorëzim, gjersa ajo ishte dominim dhe sundim.*

*Në fund, politika e liroi veten prej fesë dhe u gjuajt prej fesë ashtu siç gjuhet shigjeta prej harku. Klerikët mbetën duarkryq para kësaj gjendje, nuk kishin fuqi për kurgjë, dhe kur u nda feja prej shtetit, erdhi epshi, u përhapën pasionet dhe dominoi ligji i çrregullimit. Kjo ndarje ishte e kobshme për shtetin dhe fenë dhe kjo nuk flet, vetëm se dobësinë e shikimit të këtij civilizimi dhe prishjes së shijes së tij.*

*Por, ajo është mrekulli e një njeriu prej njerëzve të shkretëtirës, i cili ishte përgëzues dhe qortues, dhe në të njëjtën kohë në përgëzimin e tij duket qortimi dhe në qortimin e tij përgëzimi.*

*Njerëzia mund të mbrohet prej rreziqeve të saj dhe mund të prosperojë vetëm nëse marshojnë asketët dhe adhuruesit bashkë me ata që kanë hipur mbi shpatullat e kuajve."*[78]

Prej bamirësive të amshueshme të Muhammedit s.a.v.s. është edhe ajo se e plotësoi këtë vakum të gjërë ndërmjet fesë dhe botës dhe bëri që këta dy të frikësuar e të larguar, të cilët jetuan në armiqësi të përhershme, hasmëri të hapët

[78] Divani i Ikballit f.228 (Botimi i katërt, botimi i ansamblesë së dijetarëve Lekhenu).

dhe mllef të vazhdueshëm, të përqafohen me bashkim dhe dashuri, të bashkëjetojnë në paqe dhe qetësi. Ai, Muhammedi s.a.v.s., është Pejgamber i unitetit, përgëzues dhe qortues në të njëjtën kohë. Ai e shpuri gjininë njerëzore prej taboreve të konfrontuara në një front të përbashkët prej besimit dhe llogarisë, mëshirës ndaj njerëzimit dhe synimin e kënaqësisë së Allahut, dhe na mësoi këtë lutje të mrekullueshme gjithpërfshirëse e të gjërë: ***“Zoti ynë, na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër, dhe na ruaj prej dënimit të zjarrit!”*** [79]

Ai kumtoi me ajetin kur'anor: ***“Thuaj:"Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjeshtë për Allahun, Zotin e botëve!.”*** [80]

Sepse jeta e besimtarit nuk është një mozaik komponentesh të ndryshme e kontradiktore, por ajo është njësi unike, mbi të cilën dominon shpirti i adhurimit dhe llogarisë, i prin besimi në Allahun dhe nënshtrimi imperativave të tij, ajo i përfshin të gjitha sferat e jetës, tërë fushat e angazhimit, mbarë llojet e punëve kur realizohen me sinqeritet, qëllim të pastër, kur me të është për qëllim kënaqësia e Allahut dhe janë në përputhje me metodologjinë e vërtetë me të cilën erdhën Pejgamberët. Kjo dëshmon se ai është Pejgamber i unitetit, mirëkuptimit dhe harmonisë së plotë e të përkryer, ai është përgëzues dhe qortues në të njëjtën kohë. Ai e zhduki teorinë e ndarjes mes fesë dhe botës (shkencës sh.p.), tërë jetën e bëri adhurim, tërë tokën e bëri xhami, e shpuri njeriun prej taboreve të konfrontuara e ndërluftuese në një front të gjerë të punës së mirë, shërbimit të dobishëm njerëzimit dhe kërkimit të kënaqësisë së Allahut; për atë sheh mbretër me veshje të varfanjakëve, asketë me veshje të mbretërve dhe princave, kodra të butësisë dhe burime të diturisë, adhurues të natës dhe kalorës të përhershëm pa ndonjë kontrast apo vështirësi, çrregullim apo dhunë.

---

[79] Sure El-Bekare: 201.

[80] Sure El-En'amë: 162

## KRIJIMI I LIDHSHMËRISË SË SHENJTË TË PËRHERSHME NDËRMJET FESË DHE SHKENCËS, LIDHJA E RRJEDHËS SË NJËRËS ME TJETRËN, HIPERBOLIZMI I VLERËS SË DITURISË DHE STIMULIMI PËR TË

Prej mirësive të amshueshme të Pejgamberit tonë Muhammedit s.a.v.s. dhe karakteristikave të pejgamberisë dhe thirrjes së tij është se ai ndërtoi lidhjen e shenjtë të përhershme ndërmjet fesë dhe shkencës, lidhi rrjedhën e njërës me tjetrën, e ngriti vlerën e shkencës dhe nxiti për të saqë më nuk mund të shtohet kurrgjë dhe rezultati natyror i kësaj është ekzistimi i një lëvizjeje shkencore dhe krijuese e cila nuk e ka shembullin në historinë e cikleve dhe kulturave që janë ngritur mbi bazën e fesë dhe shpalljeve hyjnore.

Argument më i madh për këtë është se në shpalljen e parë që i zbriti Muhammedit s.a.v.s., Allahu i Madhërishëm, Kijues i kozmosit, e begatoi gjininë njerëzore me veçorimin e saj me dituri dhe e përmendi në të metodën e tij me të cilën u lidh historia e shkencës dhe zhvillimi i saj, e prej saj rezultoi lëvizja e shkrimit dhe e arsimimit, dituria u transferua prej një individi në tjetrin, prej një shekulli në shekullin tjetër, prej një brezi në brezin tjetër, atij i takon merita e shpërndarjes së diturisë në botë dhe përhapjes së saj në një rreth më të gjerë që u njoh për ndonjë vlerë apo nevojë prej nevojave njerëzore psikike, mbi të u ngrit bota e shkollave dhe universiteteve si dhe roli i shkencës dhe bibliotekave.

Gjithë rrethanat historike dhe logjike, nëse shikohet çështja me rrethana dhe analogji njerëzore, përjashtonin mundësinë që të përmendet në kontekstin e kësaj shpallje të parë "lapsi". Kjo shpallje i zbret një njeriu që s'dinte shkrim - lexim, te një popull analfabet dhe në një vend të prapambetur. Atje nuk kishte gjë më të rrallë dhe më të çuditshme sesa ky mjet prej druri që quhet "laps", për këtë, ofiqi i njohur e përgjithshëm për arabët ishte "analfabet".

*"Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre që t'ju lexojë ajetet e tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë librin dhe sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme."*[81]

Kur'ani e rrëfen thënien e çifutëve fqinjë të arabëve në Medine, njohës të tyre me rregullat e fqinjësisë dhe bashkëjetesës: ***"Ne nuk kemi kurrfarë përgjegjësie ndaj të të paditurve*** *(arabëve analfabetë).* ***"***[82]

Në këtë popull u karakterizua Pejgamberi - të cilit i zbritte shpallje, me mosdije të plotë të shkrim - leximit. Allahu xh.sh. thotë: *"**Po kështu me urdhrin tonë Ne të shpallëm edhe ty shpirtin*** *(Kur'anin)**. Ti nuk ke ditur çka është libri*** *(Kur'ani)* ***as ç'është besimi, por Ne atë e bëmë dritë me të cilën e vëmë në rrugë të drejtë atë që dëshirojmë prej robërve tanë. Në të vërtetë, edhe ti udhëzon për në rrugën e drejtë"***[83]***.*** Po ashtu thotë: *"Ti (Muhammed)* ***nuk ishe që lexon ndonjë libër para këtij e as që shkruajshe atë me dorën tënde të djathtë, pse atëherë do të dyshonin ata të prishurit."***[84]

Pejgamberit që s'dinte shkrim-lexim i zbret shpallja e parë në shpellën Hira, gjë që është lidhje e tokës me qiellin dhe natyrisht në rend të parë edhe lidhje e qiellit me tokën,

---

[81] Sure El-Xhumua: 2

[82] Sure Ali Imran: 75.

[83] Sure Esh Shura: 52.

[84] Sure El Ankebut: 48.

pas një periudhe e cila zgjati dhe qëndroi gjashtë shekuj.[85] Shpallja (e parë sh.p.) nuk fillon me urdhrin e adhurimit, njohjen e Allahut të Madhërishëm dhe nënshtrimin atij, apo thirrjen në Allahu xh.sh., të cilat janë prej gjërave pozitive; apo braktisjen e idhujve dhe putave, vajtimin e xhahilijetit, dokeve dhe zakoneve të tij, të cilat janë prej gjërave negative, gjë që plotësisht do të ishte me vend, por shpallja fillon me fjalën "Lexo":

***"Lexo, me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi** (çdo gjë)**. Krijoi prej një gjaku të ngjizur** (në mitrën e nënës)**. Lexo! Se Zoti yt është më bujari! Ai që e mësoi** (njeriun) **të shkruaj me pendë. I mësoi njeriut atë që nuk e dinte."[86]*** Kjo ishte një ngjarje madhështore historike, hapi horizonte të reja e të gjera për logjikimin e njeriut dhe studimin e mendimtarëve dhe historianëve. Ky ishte sinjal i madh dhe i qartë se ky Pejgamber, që nuk di shkrim-lexim, do të hapë një fletë të re në historinë e njerëzimit dhe historinë, karakterizohet me lexim në kuptimet e saj më të gjera dhe më të thella, karakterizohet me ngritjen e shtetit të shkencës dhe fillimit të epokës së lulëzimit (përparimit) si dhe me shoqërimin e fesë me shkencën, shoqërohen dhe ndihmohen në formulimin e ri njerëzor.

Mirëpo, pikënisja e artit të leximit dhe shkencës në gjirin e kësaj pejgamberie, do të jetë në emër të Zotit, i cili e krijoi këtë kozmos dhe e krijoi njeriun, pra, do të jetë i përshkruar me besimin në Allahun xh.sh. dhe njohjen e tij të vërtetë, marshon përpara në rrugën e tij në dritën e tij dhe nën udhëzimin e tij, dhe thotë: ***"Lexo, me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi"[87]**,* duke e njohur qenësinë e njeriut dhe përbërjen e tij, për atë nuk e kaloi kufirin e tij dhe nuk mashtrohet me aftësitë e tij në lëmin e shkencës, logjikës, shkathtësisë dhe shkaqeve të nënshtrimit të kozmosit, dhe

---

[85] Ajo është periudha ndërmjet Pejgamberisë së Isait a.s. dhe Muhammedit s.a.v.s.

[86] Sure Alek: 1-5.

[87] Sure Alek: 1

tha: ***"krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur*** *(në mitrën e nënës).* ***"***[88]

Pastaj e nderoi vlerën e lapsit, e lartësoi rëndësinë, dobinë dhe rolin e tij të madh në botën e shkencës, leximit, arsimit dhe edukimit. Ai ishte që nuk hasej lehtë në Mekë dhe Gadishullin Arabik, ka qenë i posaçëm për një numër shumë të kufizuar,[89] u popullarizua lexuesi i ditur në Gadishullin Arabik me fjalën "Katib-shkrues", dhe tha: ***"Ai që e mësoi*** *(njeriun)* ***të shkruaj me pendë."***[90]

Pastaj tregoi në afinitetin e njeriut për shkencën bashkëkohore e cila është nxjerrë nga të vërtetat fetare, kozmike, shkencat dhe artet, zbulimet dhe shpikjet, zgjerimi i horizonteve të dijes, dhe se burimi i gjithë kësaj është të mësuarit hyjnor dhe përgatitja e njeriut për njohjen e së panjohurës dhe zbulimin e së pazbuluarës, dhe tha: *"**I mësoi njeriut atë që nuk e dinte.**"*[91]

Kjo është shpallja e parë që i zbriti Muhammedit s.a.v.s. dhe prologu, fillimi dhe titulli i saj kanë ndikim të madh në të gjithë periudhat që do të pasojnë dhe në përcaktimin e natyrës e cila do të dominojë mbi një shkencë, thirrje apo drejtim. Kjo fe mbeti dhe vazhdon të jetë e lidhur me shkencën dhe ta shoqërojë atë, ta pasojë dëshirën e gjinisë njerëzore në arsimim dhe fuqi për t'i zgjidhur problemet e reja në të cilat hasin gjeneratat njerëzore, mendja e njeriut dhe kultura e shëndoshë, duke mos e injoruar shkencën dhe mos u frikësuar për punën e logjikës.

Ka religjione që jetën e tyre e shohin në vdekjen e shkencës dhe lulëzimin e ngadhënjimin e saj e shohin në disfatën e shkencës, gjë që ilustrohet me një rrëfim që

---

[88] Sure Alek: 1

[89] Ata të cilët dinin shkrim-lexim prej Kurejshëve ishin vetëm 17 vetë, siç është përmendur në librin "El Ikdul-llFerid", të autorit Ibën Abdurabihi, p.4; f.242; dhe "Futuhul-l-Buldan", të Beladhurit f.457. Disa studiues supozuan se numri i tyre ishte më tepër se kaq, por si do që të jetë ai ishte i vogël dhe i kufizuar.

[90] Sure Alek: 4.

[91] Sure Alek: 5.

thotë: Një mizë është ankuar te Sulejmani a.s. për erën e fortë, duke i thënë: "Era na mundon shumë dhe bën padrejtësi ndaj nesh, ngase ne mizat nuk mund të qëndrojmë; kur fryn, ne ikim." Hazreti Sulejmani tha: Patjetër të sillet i pandehuri, " dhe e thirri erën, kurse miza fluturoi dhe tha: "Si të gjykojmë për një çështje në mosprezencë të paditësit?" Kështu është rasti edhe me pjesëtarët e religjioneve të shumta, e në radhë të parë religjionit Brahman në Indi të priftave dhe shërbyesve të tyre. Po ashtu rrëfimi i konfliktit ndërmjet kishës së krishterë dhe shkencës në Evropë. Është shumë i njohur libri i amerikanit Draper, me titull: “Conflict between religjion and science - konflikti ndërmjet fesë dhe shkencës”, i cili është prej dëshmive historike dhe veprave të ndritshme të përfshira me të dhëna dhe aspekte. Numri i viktimave të gjykatave të inkuizicionit, në Evropën e Mesjetës, dhe e trysnisë kishtare e arriti shifrën dymbëdhjetë milionë[92], e ky numër është dyfishi i numrit të viktimave në luftën e parë botërore, që ai arriti në 6.400.000 njerëz.

Kur'ani zbriti, e lartësoi vlerën e diturisë dhe e ngriti pozitën e dijetarëve saqë nuk e ka shembullin në librat e mëparshëm dhe religjionet e vjetra, e karakterizoi shkencën dhe shkencëtarët me tipare me të cilat arritën deri në gradë më poshtë se grada e Pejgamberëve dhe mbi çdo gradë prej gradave të njerëzve. Lexuesit i mjafton Fjala e Allahut: ***“Allahu vërtetoi se nuk ka Zot tjetër përveç Tij, e dëshmuan edhe engjëjt e dijetarët dhe se Ai është zbatues i drejtësisë”[93],*** dhe Fjala e Tij drejtuar Pejgamberit s.a.v.s.: ***“Thuaj: "Zoti Im, më shto dituri.”[94]*** Po ashtu Fjala e Tij: ***“A janë të barabartë ata që dinë dhe ato që nuk dine.”[95]*** Po ashtu Fjala e Tij: ***“Allahu lartëson ata që besuan prej jush, i lartëson në shkallë të lartë ata të***

[92] John Davenport: Apology for Muhammed and Qur'an.

[93] Sure Ali Imran: 18.

[94] Sure Taha: 114.

[95] Sure Ezumer: 9.

***cilëve u është dhënë dituri”[96], ****e po ashtu Fjala e Tij:* ***“Po Allahut ia kanë frikën nga robërit e tij vetëm dijetarët.”[97]***

E përsa u përket haditheve, prej tyre i mjafton lexuesit fjala e Pejgamberit s.a.v.s. “Vlera e dijetarit ndaj adhuruesit është si vlera ime ndaj më të ultit prej jush”[98], dhe po ashtu hadithi: *“Dijetarët janë trashëgimtarë të Pejgamberëve, gjersa Pejgamberët nuk kanë trashëguar dinar apo dirhem (emra të banknotave të atëhershme sh.p.), por ata trashëguan dituri, e kush e merr atë, e ka marrë hisen më të madhe.”[99]*

Prej këtij begatimi të çështjes së shkencës dhe stimulimi për të rezultoi ai aktivitet apo thënë më mirë, entuziazmi shkencor dhe përkushtimi i shkencës në historinë islame. Nisi kjo lëvizje shkencore botërore e përhershme, hapësira kohore e së cilës është prej hapësirave më të mëdha kohore, sipërfaqja e së cilës është prej sipërfaqeve më të mëdha dhe sfera intelektuale e së cilës është më e gjerë prej të dy sferave.[100]

Këtu mjafton dëshmia e studjuesit të madh perëndimor dhe historianit të njohur frëng, Dr.Gustaf Lebonit, në librin e tij të njohur “Hadaretul Arab – Civilizimi i arabëve”, i cili thotë: *“Njeriu jashtëzakonisht habitet prej zellit me të cilët arabët iu rrekën studimit. Nëse ekziston ndonjë popull i cili*

---

[96] Sure Muxhadele 11

[97] Sure Fatir 28

[98] Transmeton Tirmidhiu dhe thotë se Hadithi është i mirë (Hasen).

[99] Transmeton Ebu Davudi dhe Tirmidhiu.

[100] Për të njohur këto hapësira si dhe lloj-llojshmërinë dhe shkathtësinë e lëndeve le t’i kthehemi librave të cilat janë vënë në përmendjen e librave që kanë përpiluar dijetarët islamë në vende dhe kohë të ndryshme, përmendim si p.sh: librin “EL FIHRIST” të Ibën Nedimit, “Keshfu Dhunun” të Haxh Halife Xhelebi, “Mu’xhemul Musanifin” e Mahmud Hasen E Tuvenki (i ka 60 vëllime. Përfshinë 120.000 faqe dhe biografitë e 40.000 autorëve); “E TH-Thekafetu-l-Islamijje Fi-l-Hind”, e Abdul-Hajj l-Hasenijut, e botoi Akademia e Gjuhës Arabe në Damask; “Tarihu-l-Edebi-l-Arebij”, e Brokelmanit (Gjerman); dhe “Tarihu-t-Turathi-l-Arebij”. e Fuad Sezkinit.

*është barazuar me arabët në atë, dije se ti nuk do të gjesh popull që ua ka tejkaluar arabëve. Siç supozohet, arabët kur dominonin mbi një qytet përkujdesin e tyre e drejtonin në ndërtimin e xhamive dhe hapjen e shkollave. Nëse qyteti ishte i madh, ata hapnin shumë shkolla, prej tyre janë edhe njëzet shkollat për të cilat rrëfeu Benjamin Et-Tatbeliu, i cili vdiq në vitin 1173 të erës së re, sepse i pa në Aleksandri. E kjo përveç përfshirjes së qyteteve të mëdha si: Bagdadi, Kajroja, Toledoja, Kordoba etj, universitetet e të cilave ishin të pajisura me laboratore, observatoriume dhe biblioteka të pasura, si dhe çdo gjë që ndihmon në studimin shkencor. Arabët vetëm në Spanjë kishin 70 biblioteka të përgjithshme. Në bibliotekën e halifit Hakemi II, në Kordobë, kishte 800.000 libra, 44 vëllime prej të cilave ishin bibliografi, siç transmetojnë historianët arabë. Për këtë shkak thuhet se Jharli (Charles) i Urtë nuk mundi të tubojë në bibliotekën mbretërore të Francës, pas 400 vjetëve, më tepër se 900 vëllime, gati një e treta e tyre kishte të bëjë me shkencën metafizike."*[101]

Roli i misionit pejgamberik dhe i thirrjes islame në udhëzimin e shkencës në qëllimin real dhe drejtimin e saj, që ta luajë rolin e saj pozitiv, konstruktiv, të dobishëm, produktiv, shpëtues prej hutisë dhe shqetësimit, kontradiktës dhe dyshimit, ka qenë më i rëndësishëm dhe më i vlefshëm sesa roli i tij në aktivizimin dhe zgjerimin e lëvizjes shkencore.

E kjo ndodhi ngase njësitë shkencore kanë qenë të shkapërderdhura, bile në të shumtën e rasteve kanë qenë kontradiktore, për atë shkenca natyrore nuk është në përputhje me fenë, shkenca filozofike e lufton fenë. Madje edhe në shkencat matematikore dhe mjekësia, të cilat ishin të pastra, ndonjëherë ekspertët e saj dilnin me rezultate negative ateiste në të. Në Greqi, e cila ia tejkaloi botës bahkëkohore për disa shekuj në shkencat filozofike dhe matematikë, kishte dijetarë o ateist o idhujtar, dhe shkencat e shkollat e saj ideologjike u bënë rrezik për fenë, ndërsa për

---

[101] "Hadaretu-l-Areb", f.434, autor Dr. Gustav Le Bon.

ateistët argument e model. Kështu që, prej të mirave më të mëdha të Islamit është se ai tregoi për njësinë e cila i lidh njësitë shkencore mes veti, e kjo iu mundësua atij ngase ai e filloi udhëtimin e vet në fushën e shkencës dhe njohurisë në baza të shëndosha, e filloi me besimin në Allahun xh.sh., kërkimin ndihmë prej tij dhe mbështetjen në të, duke vepruar sipas Fjalës së Allahut drejtuar Pejgamberit të Tij: ***"Lexo me emrin e Zotit tënd i cili krijoi*** *(çdo gjë)*.***"*** Fillimi i shëndoshë në të shumtën e rasteve – garanton mbarim të shëndoshë, për këtë, me ndihmën e Kur'anit dhe imanit, arriti ta zbulojë njësinë e cila i lidh njësitë njëra me tjetrën, e ajo është njohja e Allahut të Madhërishëm, dhe kjo është ajo me të cilën i lavdëroi Allahu xh.sh.robërit e vet besimtarë: ***"...dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të Tokës*** *(duke thënë)*: ***"Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, I Lartësuar qofsh, ruana prej dënimit të zjarrit."***[102]

Po ashtu, njësitë kozmike – prej dukurive, ndodhive dhe ndryshimeve dukeshin në kontrast dhe kontradiktë që e vë njeriun në huti dhe shqetësim, e ndoshta çonin në mosbesim dhe ateizëm, mohim dhe kundërshtim të Krijuesit dhe Rregullluesit të kozmosit, por shkenca islame e bazuar në besim dhe Kur'an tregoi në njësinë e cila i tubon këto njësi kozmike, e ajo është vullneti i Allahut triumfues dhe urtësia e Tij e shkëlqyeshme.

Shkencëtari i madh perëndimor-gjerman, Herold Hofdenxh tregoi për rëndësinë e gjetjes së kësaj njësie dhe rolin e saj aktiv në jetën e njeriut dhe zhvillimin e shkencës dhe etikës. Ai thotë: *"Ideja e çdo feje ndërtohet mbi monoteizëm, e ajo thërret në atë se shkaku i ekzistimit të gjithë asaj që ka në gjithësi është një dhe, pa marrë parasysh problemet që ndodhin në këtë ide në mënyrë kontinuitive, ajo bindje lë gjurmë të dobishme dhe të rëndësishme për natyrën njerëzore. E ajo është se pjesëtarëve të kësaj feje u është e lehtë bindja se tërë gjërat në botë janë të lidhura sipas një ligji, duke mos u ndalur në diferencat dhe detajet,*

---

[102] Sure Ali Imran 191.

*për atë, pasi është një, atëherë obligohet që edhe ligji të jetë një. Filozofia mesjetare nguliti në mendjet e njerëzve idenë e ekzistimit të kësaj njësie në plotësinë e vërejtur në botë, ide nga e cila ishte larg njeriu jointelektual me ndikimin e ekzistimit të plotësisë në dukuritë natyrore në të cilat bridhte dhe zhytej dhe i shpëtonte nga dora e tij litari i njësisë që e lidh këtë plotësi."*[103]

Me këtë shkenca u bë e mirëseardhur, e dobishme, që të çon tek Allahu xh.sh. duke e përqendruar mundin e vet në atë që i bën dobi njerëzimit dhe e bën të lumtur shoqërinë dhe qytetërimin dhe ishte begatia më e madhe për mendimin dhe orvatjen njerëzore, e ndërroi zhvillimin e njerëzimit dhe rrjedhën e mendimit njerëzor.

Shkencëtarët perëndimorë e kanë pranuar rëndësinë e Kur'anit për shkencat dhe mendimin njerëzor. Këtu do të përmendim vetëm dy dëshmi:

G.Margoliouthi, i cili u njoh me sulme ndaj Islamit, në hyrjen që ia bëri biografisë së J.N.Rodwellit thotë:

*"Studiuesit janë unik në atë se Kur'ani zë vend të dalluar në librat e mëdhenj fetar, edhe pse ai është më i ri prej këtyre librave*[104] *të cilët ndërtuan historinë, por ai ua tejkalon të gjithëve në ndikimin që shkakton huti te njeriu, ai formoi mendim të ri njerëzor dhe i forcoi bazat e një shkolle etike të dalluar.*[105]*"*

Hartwig Hirschfeldi thotë:

*"Nuk ka pse të habitemi kur thuhet se Kur'ani është burim i shkencave. E gjithë ajo për të cilën foli Kur'ani për tokën, për jetën njerëzore, për tregtinë dhe zejet, ka qenë temë studimi e dijetarëve dhe e komentatorëve (mufesira-ve). Ata u bënë vështrim atyre në librat e veta dhe në komentimin e Kur'anit duke hapur një terren të gjerë për hulumtim dhe studim në të. Prej rrugës së tij u përgatitën*

---

[103] Histori of modern philosophy; p.5.

[104] Ka për qëllim: ka zbritë i fundit.

[105] Rev.G.Margoliouth in Introduction to the Kuran by J.Rodëell; London 1918.

*rrugët e përparimit të muslimanëve në shkenca të ndryshme. Ai nuk e kufizoi ndikimin e tij vetëm tek arabët, por i shtyu filozofët çifut që t'i pasojnë hapat e arabëve në çështjet fetare metafizike, dhe nuk ka nevojë të përmendet sesa pati dobi apologjetika e krishtere prej studimeve të arabëve në teologji."*[106]

[106] Hartëig Hirschfeld: New Researches into composition and exegesis of the Qur'an – London. 1902; p.9.

## PËRDORIMI I SHKENCËS DHE I LOGJIKËS, DHE SHFRYTËZIMI I SAJ MADJE EDHE NË ÇËSHTJET FETARE, DHE NXITJA PËR TË PËRSIATUR NË SHPIRTËRA DHE HORIZONTE.

Nuk njohim ndonjë fe prej feve, e as libër prej librave qiellor, e cila ka thirrur në përdorimin e logjikës dhe shfrytëzimin e saj në të menduar dhe konkludim, lidhjen e pasojave me shkaqet dhe rezultateve me premisat, vështrim dhe përkujtim, qortim të pasivizimit të aftësisë të cilën Allahu ia fali njeriut për të soditur atë që është rreth tij, shmangies nga dëshmitë e Allahut në persona dhe horizonte, vende dhe popuj, shembuj dhe leksione që kaluan në jetën e popujve dhe ajo që u pa prej rezultateve të veprave dhe moralit, në nivel të individëve, popujve, pushteteve dhe kombeve, ashtu siç veproi për këtë Kur'-ani.

Ai nxiti në përdorimin e shqisave të dukshme, prej të cilave më i rëndësishëm është syri, dhe shfrytëzimin e tyre në të shikuarit e shëndoshë, ashtu që të çojë drejt të vërejturit në fakte, ky që është hapi i parë, dhe thotë: ***"Si nuk kanë parë ata se Ne e sjellim ujin në tokë të thatë dhe me të nxjerrim bimë që prej tyre ushqehen kafshët e tyre, bile edhe ata vetë? A nuk janë duke parë*** *(e të kuptojnë)?"*[107]

[107] Sure Sexhde: 27.

E qortoi paralizimin e kësaj fuqie madhështore, e cila është mjet i udhëzimit, dhe thotë: ***"...mirëpo ashtu u verbuan*** *(nga rruga e drejtë)* ***dhe u shurdhuan*** *(nga e vërteta)**.** **Pastaj*** *(pasi i zuri belaja)* ***Allahu u pranoi pendimin. Mirëpo, më vonë shumë prej tyre mbetën të verbër e të shurdhër. Allahu di për atë që punuan."***[108] Po ashtu thotë: ***"Thuaj: "A janë baras i verbëri dhe ai që sheh? A nuk mendoni?"***[109]

Po ashtu thotë: "Shembulli i gjendjes së këtyre dy grupeve është (i atyre që nuk besuan) si ai i verbëri dhe i shurdhëti dhe (i atyre që besuan) si ai që sheh dhe dëgjon. A janë në pozitë të barabartë? A nuk përkujtoni?!" [110] Edhe ***"...thuaj a është i barabartë i verbëri me atë që sheh, ose, a janë të njejta errësirat me dritën..."***[111] Po ashtu thotë: ***"Nuk janë të barabartë i verbëri dhe ai që sheh"***[112]**.**

Në fund të qortimit thotë: ***"Sa e sa argumente ka në qiej e në Tokë, të cilët i shohin, por ata nuk i vështrojnë fare"***[113]***,*** dhe e ngjall kërshërinë te logjikuesit duke thënë: ***"...pra merrni përvojë o ju të Zotët e mendjes."***[114] E për sa i përket nxitjes së Kur'anit për përdorimin e logjikës dhe ngjalljen e kërshërisë tek ata që mendojnë, në Kur'an është përsëritur fjala "të logjikoni" në 23 ajete, në të cilët është theksuar: "Që ju të logjikoni","A nuk logjikoni", dhe Fjala e Tij: "Nëse ju logjikoni". Sa për ilustrim po përmendim ajetet vijuese: "Kështu, që t'i kuptoni, Allahu ua shpjegon argumentet e veta" [115], "Ne pra, u kemi sqaruar faktet nëse ju i

---

[108] Sure Maide: 71.

[109] Sure En'am: 50.

[110] Sure Hud: 24.

[111] Sure Er-ra'd: 16.

[112] Sure Fatir: 19.

[113] Sure Jusuf: 105.

[114] Sure Hashër: 2.

[115] Sure Bekare: 242.

kuptoni"[116], "Po a nuk po kuptoni se bota tjetër është më e mirë (se ajo çka merrnit ju) për ata që ruhen"[117], "A nuk e kuptoni se Ne ua shpallëm librin në të cilin gjendet krenaria e juaj"[118], ***"E ju*** *(Mekas)* ***me siguri kaloni atypari mëngjes*** *(ditën)* ***e mbrëmje*** *(natën)****. Pra, a nuk mblidhni mend?"[119],*** ndërkohë që xhehenemlinjtë i karakterizon me mosshfrytëzimin prej tyre të këtij sensi të lartësuar dhe thotë: ***"Dhe thonë: Sikur të kishim dëgjuar dhe pasur mend, ne nuk do të ishim ndër banuesit e zjarrit!"[120]*** Po ashtu fjala "Logjikojnë" ka ardhur për lavdërim apo pohim në më shumë se njëzet vende.

Po kështu veproi Kur'ani me thirrjen në mendim dhe lavedrimin e atyre të cilët mendojnë. Kjo fjalë është përmendur në Kur'an 11 herë, siç është ajeti i ndershëm: ***"Për ata që Allahun e përmendin me përkujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të Tokës"[121]; "Ti rrëfe tregmet*** *(ummetit tënd)* ***në mënyrë që ata të mendojnë"[122]; "Vërtetë, në gjithë këtë ka fakte për njerëzit që thellë mendojnë."[123]***

Rezultati i saj – krahas udhëzimit në të vërtetën madhështore për të cilën tregoi Kur'ani me ajetin e tij për ata përdorues të logjikës dhe mendimit në mënyrë të drejtë, ***"Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot"[124]****,* - ishte aktiviteti ideor botëror në çdo sferë prej sferave të shkencave, teknologjive dhe kulturës, ndikimi i tij u pa në tërë botën dhe

---

[116] Sure Ali Imran: 118.

[117] Sure A'raf: 169.

[118] Sure Enbija: 10.

[119] Sure Safat: 138.

[120] Sure Mulk: 10.

[121] Sure Ali Imran: 191.

[122] Sure A'raf: 176.

[123] Sure Er-ra'd: 3

[124] Sure Ali Imran: 191.

sikur u hap një dritare dhe vrimë e gjerë, nga e cila hynë drita dhe ajri i kthjellët, dhe sikur u kthye apo u çel ai dry të cilin ia kishin vënë armiqtë e lirisë dhe të menduarit të shëndoshë, apo përfaqësuesit falsifikues të religjioneve të vjetra, mendjes njerëzore. Bota u zgjua nga gjumi i saj i thellë i cili zgjati me shekuj dhe filloi ta fshijë nga sytë e saj gjumin e thellë, të përparojë me hapa të shpejtë në kompensimin e asaj që i kaloi prej përparimit dhe ngritjes, filloi tejkalimin e vështirësive dhe eliminimin e pengesave dhe barierave në marshimin e tij të gjatë. Për këtë ndikim botëror dhe për këtë dridhje të fortë e të butë,në të njëjtën kohë, flet shkencëtari i madh frëng Jolivet Castelot, i cili në librin e tij : "Zakoni i historisë - Laloi de l-historie", thotë:

*"Përparimi i arabëve pas vdekjes së Pejgamberit ishte i madh. Ndodhi me shpejtësinë më të madhe që mundej, koha ishte e përgatitur për përhapjen e Islamit dhe qytetërimi islam pati një ngritje të shkëlqyeshme, arriti sukses në çdo vend me çlirimet me mendjemprehtësi të rrallë. Ndikimi i tij u reflektua në arte dhe letërsi, poezi dhe shkencë, dhe brenda disa shekujve arabët e kapën me duart e tyre kandilin e dritës intelektuale, i përfaqësuan tërë njohuritë njerëzore të cilat kanë të bëjnë me filozofinë, astronominë, kiminë, medicinën dhe shkencat psikologjike (shpirtërore). U bënë krijues të mendimit, zbulues dhe shpikës, jo në kuptimin e njohur, por me atë që arritën prej metodave shkencore të cilat i përdorën me një aftësi shumë të shkëlqyeshme. Edhe pse qytetërimi arab qe jetëshkurtër, por pati ndikim të madh. E neve nuk na mbetet veçse të shfaqim keqardhje për rënien e tij."*

Pastaj vazhdon më tutje dhe thotë:

*"Nëse elita e vendeve kanë qenë njerëz që kanë lënë gjurmë, puna e cila është kryer prej tyre ka qenë më e lartë se ata dhe prej saj është ngritur një qytetërim i befasishëm. Evropa i ka borxh civilizimit arab për përparimin që arriti prej shekullit X deri në shekullin XIV. Prej Islamit e mori (Evropa sh.p.) idenë filozofike shkencore, të cilën e pasoi me cungim në mesjetë, Evropa do të na paraqitet e mjerë dhe*

*injorante para qytetërimit arab dhe para shkencës, arteve dhe letërsisë arabe. Evropa ia ka borxh ideve arabe atmosferën e dobishme me të cilën u kënaq në ato shekuj. Kaluan katër shekuj dhe nuk ka në të civilizim tjetër pas civilizimit arab ndërsa shkencëtarët e tij janë bartës të flamurit të saj values."*[125]

Gustav Leboni thotë:

*"Njerëzit ia veshin Fransis Bekonit rregullin e empirizmit, vërejtjes dhe logjikës induktive, të cilat janë parim në bazën e studimit shkencor bashkëkohor, por është obligim që sot të pranohet se tërë kjo metodë është prej zbulimeve të arabëve."*

Robert Briffault në librin e tij "The making of humanity" thotë:

*"Nuk ka asnjë fushë të zhvillimit evropian, e që civilizimi islam nuk ka për të meritë të madhe dhe gjurmë vendimtare me ndikim të madh."*[126]

Po ashtu thotë:

*"Nuk kanë qenë shkencat natyrore, meritat për të cilat u takojnë arabëve, ato që e kthyen Evropën në jetë, por civilizimi islam ndikoi në jetën e Evropës me faktorë të shumtë dhe të ndryshëm që prej kur i dërgoi rrezet e tij të para në Evropë."*[127]

---

[125] "El-Islam Vel-hadaretu-l-arabijje"; prof: Muhamed Kurd Ali p.2; f. 543-544.

[126] Po aty: f. 202.

[127] The Making of humanity, p. 202.

## EKZISTIMI I POPULLIT I CILI DO TA MBAJË ME SUKSES PËRGJEGJËSINË E PËRKUJDESJES NDAJ BOTËS DHE MBIKËQYRJES SË MORALIT DHE SJELLJES SË INDIVIDËVE DHE POPUJVE.

Ajo për të cilën dëshmoi historia e gjatë njerëzore, psikologjia e etika, është se synimet dhe mësimet e shquara dhe shembujt e lartë praktikë nuk mund të formohen e, edhe nëse formohen, nuk mund të ekzistojnë gjatë pa qëndruar pas tyre një grup njerëzish apo, thënë më saktë, një popull prej njerëzve që e bart thirrjen e tyre, e lartëson flamurin e tyre, lufton në rrugën e tyre dhe i jetëson ato praktikisht.

Për atë shohim se mësimet e disa Pejgamberëve, paqja e Allahut qoftë mbi ta, e mos të bëjmë fjalë për reformatorët, mësuesit e moralit dhe mësuesit e mëdhenj të urtësisë, nuk kanë jetuar kohë të gjatë për shkak të mosekzistimit të popullit i cili do ta barte misionin e tyre, do t'i përkushtohej me zell rrugës së tyre dhe do ta praktikonte në jetën e tij, me qytetërimin, me qeveritë dhe shoqëritë e tij. Prandaj, në vendet nëpër të cilët u dërguan jeta u bë si uji i madh i cili ka një nivel të vetëm të ngritjes, gjersa popujt dhe kombet u bënë kope bagëtish të cilat nuk kanë barinj.

Pasi Allahu xh.sh. vendosi që Muhammedi s.a.v.s. të jetë Pejgamberi i fundit dhe vula e pejgamberisë, pas të cilit nuk do të dërgohet Pejgamber e as që do të shpallet libër nga qielli, e siguroi njerëzimin prej këtij rreziku, dërgoi me Muhammedin s.a.v.s. një popull komplet. Për atë, dërgimi i Muhammedit s.a.v.s. ishte dërgim i shoqëruar: dërgimi i Pejgamberit i lidhur me dërgimin e popullit (Ummetit). Allahu i Madhërishëm e karakterizoi popullin (Ummetin) e tij me veti të cilat nuk i përkasin vetëm se të Dërguarit, pa pejgamberi, të urdhëruarit prej Allahut, dhe thotë: ***"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqia dhe të besoni Allahun..."[128],*** *po ashtu thotë:* ***"Dhe ashtu*** *(sikur u udhëzuam në fenë islame)* ***ne u bëmë juve një popull të drejtë*** *(një mes të zgjedhur)* ***për të qenë ju dëshmitarë*** *(në ditën e gjykimit)* ***ndaj njerëzve, dhe për të qenë i Dërguari dëshmitar ndaj jush ..."[129]***

Në hadithin e Pejgamberit ka ardhur konteksti i njëjtë. Pejgamberi s.a.v.s. një grupi sahabësh u ka thënë: *"Ju jeni dërguar lehtësues, e nuk jeni dërguar rëndues."[130]*

Këto ndjenja të përgjegjësisë së misionit dhe urdhërimit i mbushnin kraharorët e sahabëve – Allahu qoftë i kënaqur me ta – dhe të atyre që i ndjekin ata me sinqeritet (tabi'inët). Për atë, kur e pyeti Rustemi, komandanti i ushtrisë persiane, zotëriun tonë Rib'ij Ibën Amirin, [131] të cilin e dërgoi komandanti i përgjithshëm i ushtrisë muslimane zotëriu ynë Sa'd Ibën Ebi Vekasi – Allahu qoftë i kënaqur me të, me kërkesën e Rustemit, i tha: *Pse erdhët?* (Rib'iju) u përgjigj duke i thënë: *"Neve na dërgoi Allahu që ta nxjerrim atë që do prej robërve nga adhurimi i idhujve në adhurimin e Allahut të Vetëm, dhe prej ngushtësisë së kësaj bote në*

---

[128] Sure Ali Imran: 110.

[129] Sure Bekare: 143.

[130] Transmeton Buhariu.

[131] Shok i Pejgamberit (sahab), konsulto librin "el-isabe", p. 1; 503.

*gjerësinë e saj, si dhe prej dhunës së feve në drejtësinë e Islamit."*[132]

Dhe kjo është ajo gjë e cila pati ndikim në zhvillimin e njerëzimit. E kjo, për sa u përket njerëzve, ishte eksperiencë e re në historinë e feve, në historinë e zhvillimit të popujve dhe në historinë e drejtimeve. Bëri kthesë në histori, sepse aktualiteti që jetonte bota njerëzore në shekullin VI të erës sonë, gjë që është realitet në çdo kohë, ishte më i gjerë dhe më i lartë sesa ndikimi në të i individëve të devotshëm. Kur'ani dëshmon për ekzistimin e individëve të devotshëm te çifutët, mbi të cilët ra hidhërimi i Allahut, dhe thotë: ***"Ata** (ithtarët e librit) **ka që janë në rrugë të drejtë, gjatë natës lexojnë ajetet e Allahut duke u lutur. I besojnë Allahut dhe ditës së gjykimit, këshillojnë për të mirë dhe largojnë nga të këqijat, përpiqen për punë të dobishme, e edhe ata janë prej të mirëve."***[133]

Mirëpo, ata nuk kanë pasur ndikim në shoqërinë njerëzore dhe në zhvillimin njerëzor sepse ishin individë, gjersa popujt nuk u vënin peshë individëve, prandaj në çdo kohë dhe vend ka pasur dhe do të ketë individë të devotshëm të cilët dallohen nga njerëzit tjerë në disa punë, sjellje dhe adhurim e (ibadete) të tyre, por zbrazëtia ekzistuese dhe kriza ekzistuese në nivel të popujve dhe kombeve dhe në nivel kulturor e social nuk mund të plotësohet vetëm se atëherë kur do të jetë prosperiteti, shembulli i mirë dhe mostrat praktike në nivel të shoqërisë njerëzore e cila i paraqet mësimet pejgamberike të lartmadhërishme, parimet dhe moralin e lartë dhe etikën ideale individuale dhe shoqërore në sferën e qeverisë dhe politikës, tregtisë dhe marrëdhënieve ndërnjerëzore, jetës private dhe shoqërore, mënyrën e veprimit me individë dhe grupe, popuj dhe pushtete, në disponim dhe hidhërim, në paqe dhe në fushëbetejë, në skamje dhe pasuri, si dhe të jetë natyra e përgjithshme e bashkësisë (xhema'atit) dhe popullit dhe karakteristika e saj e shquar.

---

[132] El-Bidaje ve En-Nihaje p.7; f.39.

[133] Sure Ali Imran: 113 – 114.

Po të këtillë kanë qenë edhe sahabët,[134]- Allahu qoftë i kënaqur me ta, të cilët u rritën në gjirin e pejgamberisë dhe diplomuan në shkollën e besimit dhe Kur'anit. Një prej dijetarëve jo ekstrem perëndimor njohës i historisë së popujve dhe kulturave shumë bukur e ka ilustruar gjeneratën e cila ka qenë bereqeti i pejgamberisë dhe farë e Kur'anit dhe shumë bukur ka treguar për karakteristikën e tyre të shquar të përbashkët. Shkencëtari gjerman "Cae Tani – Katani" në librin e tij: "Vitet e Islamit" thotë:

*"Ata sahabë (të ndershëm) kanë qenë përfaqësues të sinqertë të trashëgimisë morale të Pejgamberit të Allahut xh.sh., thirrësit e Islamit në ardhmëri dhe bartës të mësimeve të Muhammedit s.a.v.s. të cilat ua transmetoi të devotshmëve dhe të mbrojturve prej të palejuarave (harameve). Me ta e ngriti lidhjen e tyre të vazhdueshme me Pejgamberin e Allahut dhe dashurinë e tyre të sinqertë ndaj tij, deri në një botë prej ideje dhe ndjenjash, saqë nuk është parë rreth më i lartë dhe më i ngritur në aspektin qytetërues dhe shoqëror se ai. Nuk ka dyshim se tek ata sahabë u bënë ndryshime me vlerë të madhe nga çdo aspekt. Më vonë, ata e dëshmuan në rastet më të rënda luftarake se parimet e Muhammedit s.a.v.s. janë mbjellur në tokën më pjellore e cila mbiu bimë të mira, e kjo, nëpërmjet njerëzve me cilësi shumë të larta. Kanë qenë nxënës përmendsh të librit të shenjtë dhe sekretarët e tij. Ishin mbrojtësit e gjithë asaj që e morën prej Pejgamberit të Allahut, në formë të fjalës apo të urdhrit. Ata kanë qenë prijësit e hershëm të nderuar të Islamit, prej të cilëve lindën fukahatë (juristët islamë), shkencëtarët dhe muhadithët (tradicionalistët) e parë të shoqërisë islame."*[135]

Këtij ummeti (populli) i është dhënë përsipër përgjegjësia e përkujdesjes ndaj botës dhe mbikëqyrja e moralit dhe e drejtimeve, sjelljes së individëve dhe popujve, përgjegjësia e dëshmisë me drejtësi për hir të Allahut, e urdhë-

---

[134] Sahabët – janë shokët e Pejgamberit s.a.v.s.

[135] Fragment prej: Caetani: (Annali dell islam) vol.II. p. 429. T.Ë.Arnold, Preach.

rimit në të mirë dhe ndalimit nga e keqja, dhe përgjegjësia e popullit që do të pyetet Ditën e Gjykimit se sa e ka kryer këtë obligim, do të japë llogari për lëshimet në këtë dhe marrjen me vetveten. Për atë Allahu xh.sh. thotë: ***"O ju që besuat! Bëhuni plotësisht të vendosur për hirë të Allahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos u shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë; bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afër devotshmërisë. Kinie dro Allahun se Allahu di hollësisht për atë që vepronі."***[136]

Ia tërheq vërejtjen për lëshimet e tij në kryerjen e obligimit të vet, përhapjen e trazirave dhe rrëmujës, e prandaj i thotë atij grupi të vogël, numri i pjesëtarëve të të cilit nuk i kalonte disa qindra në jetën fillestare të Medines, i cili u urdhërua të vëllazërohet dhe të formojë qelizën islame të ngritur mbi bazë të besimit dhe thirrjes (misionit): ***"E nëse nuk e bëni atë*** *(të ndihmoni e të kujdeseni për njëri tjetrin)****, bëhet trazirë dhe rrëmujë e madhe në Tokë."***[137] Atëherë, çdo të bëhet puna me ummetin (popullin) islam i cili e mbush tokën dhe posedon pushtete të mëdha e potenciale të pasura njerëzore, nëse i shmanget pozitës së tij prijëse dhe misionare, apo obligimit të tij shoqëror, e që të ndihmuarit është mbikëqyrja e moralit, animeve, orientimeve, ndihmën e të shtypurit dhe ndalimi i tiranëve nga padrejtësitë.

Kur'ani e përmend këtë ummet (popull) me këtë pozitë prirëse misionare, obligimin reformues dhe përgjegjësinë e urdhërimit në të mirë dhe ndalimit nga e keqja, duke ua abstraguar atë popujve të mëparshëm dhe duke nxitur ndjenjat e përgjegjësisë te ummeti[138] në kohën e sotme: ***"E***

---

[136] Sure Maide: 8.

[137] Sure Enfalë: 73.

[138] Këtë realitet shumë bukur e ka sqaruar poeti islam, Dr. Muhammed Ikbali, në poezinë me titull: "Parlamenti i dreqit", duke përmendur me gjuhën e kryetarit të parlamentit (dreqit) rrezikun i cili i kanoset sistemit satanik me ekzistimin e muslimanit, nëse zgjohet dhe e kupton përgjegjësinë e tij ndaj botës dhe popujve, dhe thotë: "*Bini ezanit të muslimanit, sepse ai ka mundësi t'i kthejë Talismanet*

***përse të mos ketë pasur nga breznitë që ishin para jush, të zotët e mendjes e të nderit që të ndalonin çrregullimin e kaosit në Tokë, përveç një pakice, të cilët i shpëtuam*** *(ngase u frenuan nga të këqiat)****, e ata që ishin mizorë u dhanë pas kënaqësive si të shfrenuar, duke vazhduar të jenë mëkatarë"[139].*** Kjo kërkon që veprimtaria e ndikimit në civilizimin njerëzor dhe shqyrtimi i saj në ndërkohë të jetë prej fillimi, gjersa pengimi i elementeve destruktive dhe zhdukëse si dhe drejtimeve të mbrapshta shkatërruese për të të jetë i përhershëm.

*(hamajlitë e sihiret sh.p.) e botës dhe ta prish magjinë tonë me ezanin dhe tekbirin e tij, mundoheni që nata e tij të jetë sa më e gjatë, zgjuarja e tij sa më e ngadalshme, largojeni atë, vëllezërit e mi, nga zelli dhe puna ashtu që t'i humbë garat në botë. Më mirë është për ne që muslimani të mbetet rob i tjetrit, ta refuzojë këtë botë dhe të izolohet nga ajo, t'ia lëjë këtë botë të tjerëve nga moslakmimin e tij për të dhe duke menduar ta zbusë rrzikun e saj. O mjerë për ne dhe çfarë fatkeqësie për ne nëse zgjohet ky ummet të cilit feja e vet ia ka obliguar ta kontrollojë botën.*" (Revai'u Ikbal, f.125-126).

[139] Sure Hudë: 116.

# UNITETI IDEOLOGJIK CIVILIZUES BOTËROR

Në fund, e jo definitivisht për të fundën herë, ai unitet botëror çfarë nuk e ka parë historia në shtrirje, thellim dhe qëndrueshmëri në periudhat e ndryshme të civilizimit dhe shoqërisë njerëzore, ai është i cili u ngrit dhe vazhdon të qëndrojë i ngritur, mbi bazën e unitetit të besimit,- e që është besimi i njëshmërisë së Allahut (Teuhid), dhe besimi në Pejgamberinë e Muhammedit s.a.v.s., dhe jetës pas vdekjes,- dhe unitetit të vështrimit të fenomeneve kozmike, fuqisë hyjnore dhe motivimit të saj, vlerësimit të esencës së sendeve dhe vlera e tyre në bazë të besimit në Allahun xh.sh., qëllimit të krijimit dhe faktit se kjo jetë është e kufizuar dhe e kalueshme, besimit në vlerat dhe idealet në të cilat thirri Islami dhe i prezantoi shembulli i Pejgamberit s.a.v.s., jeta e sahabëve dhe e gjeneratës së parë ideale, duke pasur parasysh epërsinë dhe dallimin në përpikëri dhe korrektësi ndaj tij, dallim të cilin e imponon natyra njerëzore, ndryshueshmëria e kohës, ambientit, edukatës dhe faktorëve të jashtëm, por konvergjenca[140] mes shoqërive islame në çdo shekull, pas shpalljes së Islamit, është më e dukshme, më e madhe dhe me rrënjë më të thella nga çdo konvergjencë tjetër në mes pjesëve të një populli dhe pjesëtarëve të një feje.

[140] Konvergjencë: lat. Convergentia – afrim. Afrim, prirje për afrim ose ecje e zhvillimit drejt afrimit e bashkimit. Shih: fjalor fjalësh e shprehjesh të huaja, f.407 Rilindja Prishtinë 1986 Mikel Ndreca (sh.p.)

Pastaj, uniteti civilizues në një masë të madhe, i ngritur mbi bazën e normave ligjore të sheriatit dhe mësimeve morale, duke pasur parasysh ndryshimin e pozitave dhe shkallën e veprimit sipas këtyre normave dhe mësimeve, është ndryshim i patjetërsueshëm kur merren parasysh ndryshimet e natyrave të popujve të cilët i përkasin Islamit, natyrat e vendeve dhe shekujve dhe natyrat e sistemeve qeverisëse, por ai është civilizim i cili dallohet me natyrë specifike islame, është civilizim i cili në besim dallohet me njëshmërinë e Zotit (Teuhid); në shoqëri me respektimin e njerëzimit dhe barazimin e individëve të saj; në fushën e moralit dhe sjelljes me devotshmëri ndaj Allahut xh.sh., nëse shoqërohet me civilizimet e tjera, turp dhe modesti; në fushëbetejë me veprimtarinë e dendur për botën e ardhshme dhe luftë për hir të Allahut (Xhihad); në jetën personale dhe private duke i kushtuar kujdes të madh “Pastërtisë - tahare”, e cila është më specifike sesa “Nedhafe” (mënjanim i mbeturinave sh.p.) në të cilën takohen civilizimet madhështore dhe shoqëritë e shëndosha, si dhe therjes së mishit të kafshëve dhe shpendëve.

Po ashtu, emrat e muslimanëve në vendet e ndryshme, krahas largësisë dhe dallimit në gjuhë dhe kultura, çdo herë janë të dalluar, janë kryesisht arab, të marrë prej emrave të Pejgamberëve dhe sahabëve, familjes së Pejgamberit dhe të devotshmëve prej të parëve (selefet), në to shihet besimi i njëshmërisë së Allahut xh.sh. (Teuhid), apo kuptimi i adhurimit dhe falenderimit, e më tepër emërohen me emrat Muhammed dhe Ahmed nga dashuria dhe arritja e bekimit (të Allahut xh.sh.)

## KARAKTERISTIKAT E THEKSUARA TË UNITETIT

Ky unitet fetar dhe civilizues demonstrohet në unitetin e detyrave (farzeve), obligimeve (vaxhibeve) dhe një sërë ceremonish fetare dhe ndodhish shoqërore; pesë kohët e namazeve falen në kohët e tyre (në bazë të kohës së vendeve të ndryshme), namazet falen bashkërisht (me xhemat sh.p.),

me rekate të caktuara në xhami dhe faltore (të posaçme kur ka numër të madh njerëzish, si në Bajrame sh.p.), prandaj, çdo musliman, nga cilido vend qoftë dhe cilëndo gjuhë që flet mund të prezantojë në këto namaze apo të bëhet imam (nëse pajtohet xhemati), pa pasur nevojë për ndihmën e udhëheqësit dhe instruksioneve lokale. Namazi i xhumasë falet me kujdes të madh. Kur'ani është libri qiellor i vetëm i cili lexohet, nxihet përmendësh dhe këndohet në çdo vend dhe kohë;[141] ezani transmetohet prej gjitha xhamive në një formë; Ramazani është muaji i agjërimit në mbarë botën islame, sado që të ndryshojnë stinët, klima dhe vendqëndrimet; muslimanët i festojnë dy festa: Fitër Bajramin dhe Kurban Bajramin, falin dy rekate falënderim ndaj Allahut, dhe pas tyre vjen ligjërata. Në këto dy festa marrin pjesë muslimanët e të gjitha shtresave dhe klasave, njerëzit i drejtohen Mekës për haxhillëk nga çdo largësi e madhe dhe vend i thellë, e kjo zgjat pandërprerë në historinë e gjatë të Islamit, pa iu nënshtruar ndryshimeve politike dhe reformave ekonomike e shoqërore; përshëndetja e muslimanëve në çdo vend është paqe (e ajo është: Esselamu Alejkum – paqja e Zotit qoftë mbi ju), dhe e gjithë kjo është një shembull nga uniteti i cili nuk e ka shokun në popujt, fetë dhe shoqëritë e tjera.

Këtë unitet të llojit të vet e kanë kuptuar dhe madhëruar disa prej elitës perëndimore dhe ideologë e publicistë. Këtu do të përmendim vetëm dy dëshmi:

Hamilton Gibs thotë:

*"Islami është një koncept i koordinuar i cili u paraqit në forma politike e shoqërore dhe unitet fetar. Ky koncept përfshin një fushë të gjerë të vendit dhe kohës; veçoritë e tij të ndryshme janë demonstruar në vende dhe epoka të ndryshme, varësisht prej fërkimit të tij me forcat e ndryshme shoqërore dhe politike locale, p.sh.: Spanja në Verilindje të Afrikës në Mesjetë ka qenë e lidhur me djepin e Islamit në*

---

[141] Enciklopedia britanike ka pranuar se Kur'ani është "Libri më i lexuar në sipërfaqen e Tokës". (Shih: Dhiretu-l-Mearf El-Britanije, lënda: Mohammad).

*Azinë perëndimore, kultura e saj ka qenë pjesë prej kulturës së kësaj qendre islame. Por ajo dallohet në sfera të ndryshme dhe bart specifika me rolin e të cilave ka pasur ndikim të madh në Azinë perëndimore; kësisoj kanë qenë edhe vendet e tjera kryesore të pavarura prej të tjerëve, si nënkontinenti Indian, Indonezia, zonat shkretinore në jug të Rusisë deri në kufijtë e Kinës bartin karakteristika dhe veçori lokale, por ato e ruajnë natyrën e dalluar islame."*[142]

Volfred Cavtwel Smithi thotë:

*"Ngadhënjimi i muslimanëve ishte ngadhënjim i brendshëm për fenë e tyre. Ata nuk arritën fitore vetëm në fushëbetejë, dhe jo vetëm që patën ndikim në sfera të ndryshme të jetës, por ata korrën fitore në orientimin e ri të jetës në përgjithësi dhe e natyralizuan atë me një natyrë të veçantë, e kjo është ajo që njihet me emrin civilizim. Në formimin e këtij civilizimi islam kanë kontribuar faktorë të shumtë, si ata arabë dhe grekë, civilizimi semit i Lindjes së Mesme dhe iranian sasanid, si dhe elementet hinduse. Por, gjenialiteti i muslimanëve u demonstrua në koordinimin e këtyre faktorëve të shumtë, në shkrirjen e tyre në një element të ri dhe në nënshtrimin e tyre një metode homogjene për jetën, pa i humbur këto faktorë veçoritë e tyre qenësore dhe në të kundërtën, u zhvilluan në mënyrë kontinuitive. Islami qe ai i cili i zhvilloi dhe i përsosi këta faktorë, u përgatiti atyre fuqi për ekzistencë. Ai i dha çdo sfere të jetës natyrë islame të rëndësishme, ai ishte baza dhe elementet e saj përbërëse, e përgatiti metodën islame për jetë si unitet dhe fuqi. Ligji islam pati rol qenësor në formimin e kësaj fuqie të përbashkët. Ai është i cili i koordinoi tërë skajet e jetës prej adhurimit e deri te pronësia dhe pushteti me rrymën e tij të veçantë të marrëdhënieve. Ligji islam ishte fuqi unike e cila e lidhte shoqërinë islame prej Kordobës e deri në Meltan, ai është i cili u përgatiti individëve të shoqërisë islame unitet, i bëri punët e tjera jetësore të lavdishme dhe të grumbulluara nga*

---

[142] Hamilton A.R.Gibb, Studies on the civilization of Islam, London, 1960, p.3.

*vetë natyra e tyre me natyrën qiellore. I dha kohës unitet që ta bëjë shoqërinë të zhvilluar dhe jetëgjatë, mbretërit dhe sulltanët ndërroheshin, disa pushtete vinin e disa të tjera binin, por roli i saj në drejtimin e jetës shoqërore në tokë sipas mësimeve hyjnore ishte margjinal dhe dytësor."*[143]

Ai është civilizim i cili u ngjesh me emrin e Allahut dhe me mbikëqyrjen e Tij, u ngjyros me ngjyrën e Allahut, dhe u ngrit mbi bazën e besimit – imanit, e për këtë ai nuk mund të zhvishet nga natyra fetare, ngjyra hyjnore dhe shpirti i besimit; dhe çdo gjë që e kundërshton këtë prej nacionalizmit dhe fanatizmit pagan (xhahilijetit), luftës raciste dhe grykësisë materiale, shthurjes morale apo anarkisë shoqërore është gjë e përkohshme për të, e ardhur apo e importuar nga jashtë ose prej mbeturinave të mjediseve dhe shoqërive nga të cilat u transferua elementi islam, apo për shkak të dobësisë së njohurive islame dhe përkushtimit të paktë ndaj Kur'anit të Ndershëm, hadithit të Pejgamberit dhe burimeve themelore primare të Islamit në këto vende.

## FSHEHTËSIA E SUKSESIT TË ORVATJEVE REFORMISTE DHE PËRTERITËSE NË HISTORINË ISLAME.

Dhe për këtë vazhduan përpjekjet për reformë dhe përteritja për luftimin e plangprishësisë, risive (bidateve) dhe gjurmëve të injorancës (xhahilijetit) në historinë e popujve dhe vendeve islame në mënyrën e cila nuk ka pasur rival në historinë e popujve dhe feve joislame, pasi atyre iu caktua hise prej suksesit dhe fitores, gjë që nuk ndodhi me orvatjet e reformës dhe rregullimit në historinë e popujve dhe feve të tjera.[144]

E kjo për shkak të përputhjes së këtyre orvatjeve me esencën e këtij ummeti (populli), shpirtin dhe ndjenjat e tij.

---

[143] Walfred Cantwel Smith: Islam in Modern History. New York, 1957 p.36 – 37.

[144] Konsulto parathënien e pjesës së parë prej serisë së librit "Rixhalul fikri ve edda'veti fi-l-islam", dhe lexoi shembujt e këtij suksesi në katër pjesët e tij.

Themelet dhe parimet mbi të cilat u ngrit ishin ekzistenca e këtij ummeti (populli) dhe prej tyre rezultoi historia dhe shtrirja e tij.

## PROCESI I NDIKIMIT NË CIVILIZIMIN NJERËZOR DUHET TË JETË I PËRHERSHËM DHE I VAZHDUESHËM

Dhe pas asaj që shpjeguam për ofertat civilizuese të Islamit, dhuratat dhe dhuntitë që ai ia fali civilizimit njerëzor, suksesin dhe fitoren e korrur në shpëtimin e civilizimit njerëzor prej shkatërrimit dhe vetëfundosjes e i mundësoi prosperitet dhe lulëzim, patjetër duhet ta konfirmojnë një të vërtetë të amshueshme historike: se procesi i ndikimit në civilizimin njerëzor, vështrimi i atij kohë pas kohe prej fillimi, ushqimi i tij me klasiken (të vjetrën sh.p.) valide dhe të renë (modernen sh.p.) e dobishme dhe pengimi i faktorëve shkatërrues e zhdukës dhe ideologjive të mbrapshta rënduese duhet të jetë kontinuitiv dhe i vazhdueshëm.

E kjo, për dy shkaqe:

Shkaku i parë: Ngase popujt u nënshtrohen faktorëve modern reformues dhe deformues, ndërkaq jeta është dinamike, e zhvilluar dhe nuk njeh ndalje dhe stagnim, prandaj, patjetër të kontrollohet kohë pas kohe dhe të plotësohen nevojat e saj të përsëritura. Në kohën e fundit, kur ummeti (populli) islam për fat të keq është tërhjekur prej fushës së udhëheqjes së njerëzisë dhe është mbyllur në vetvete, janë aktivizuar ideologji dhe filozofi të mbrapshta shkatërruese.

Shkaku i dytë: Është se ky ummet është ummet i amshueshmërisë dhe shpresa e njerëzisë, për atë patjetër duhet ta bartë misionin e tij, ta luajë rolin e vet në drejtimin e anijes njerëzore, përkujdesjes ndaj botës dhe mbikëqyrjes së botëkuptimeve, moralit, marrëdhënieve të njeriut me njeri dhe të popullit me popull, ndërkaq, popujt nuk jetojnë

me historinë e as me faktorin që ka paraqitur në të kaluarën dhe suksesin e fitoren që ka korrur në kohën e shkuar, por popujt jetojnë me xhihad (përpjekje) të pandërprerë, aktivitet të përhershëm, ndjenjë të përgjegjësisë së vazhdueshme, rrezikim të vetvetes dhe gjësë së shtrenjtë në çdo kohë, me risi dhe kreativitet, si dhe me prodhimin e risive të dobishme dhe tepricës së vlefshme, e kur do të mbyllet në vetvete dhe do ta lëshojë funksionin e tij, do të përjashtohet nga regjistri i historisë dhe do ta harrojë koha, për atë, duhet që ummeti Islam prej fillimi ta marrë edhe njëherë përgjegjësinë e tij misionare civilizuese, udhëzuese dhe prijëse.

Ekziston edhe një realitet tjetër shkencor historik, e ai është se ummeti islam nuk mund ta kryejë rolin e ndikimit në civilizimin njerëzor dhe udhëzimit të tij, nëse është lypës në tryezën e civilizimeve të huaja, pi prej detit të tyre dhe zhytet në valët e tij deri në vesh, ai nuk mund ta ruajë vëmendjen e vet, lëre më t'i shtyjë popujt e tjerë që ta imitojnë atë. Këtë mund ta arrijë vetëm nëse beson bindshëm se civilizimi i tij është i pavarur, me identitet të posaçëm, hyjnor qiellor, i vlefshëm për çdo kohë dhe vend, i ngritur mbi baza të forta, i mbështetur në Kur'an dhe sunet, rezultues prej udhëzimeve hyjnore dhe mësimeve pejgamberike. Ai ka koncept të veçantë për pastërtinë dhe nderin, pastërtia (Et-tahare) në të nuk është sinonim i fjalës "Nedhafe" (mënjanim i mbeturinave sh.p.), për nderin në të, nuk mjafton vetëm largimi nga krimet morale, por ai është me kuptim më të gjerë dhe më përfshirës e përmbledhës, dhe se jeta e tij nuk përputhet me civilizimin perëndimor i cili u zhvillua dhe u fermentua nën shtypjen e faktorëve të veçantë historik dhe në ambient në të cilin sundonte materializmi dhe dominonte mbi të, në periudha të shumta dhe të gjata, armiqësia ndaj fesë dhe tërbimi kundër moralit dhe vlerave, dhe siç thotë njëri nga ekspertët e këtij civilizimi dhe historisë së tij (Dr. Muhammed Ikbali) në më-

nyrë koncize: *“Njëmend, shpirti i këtij qytetërimi (perëndimor) nuk u kthye i ndershëm i pastër.”*[145]

Besoj se është shumë lehtë tubimi mes lehtësimeve qytetëruese dhe shfrytëzimi i mjeteve, zbulimeve dhe asaj që ka arritur shkenca bashkëkohore dhe sqarimi i bukurisë, modestisë, kujdesit ndaj pastërtisë dhe mënjanimit të ndytësive, largimi nga harxhimet e tepërta dhe zhytja në format e jashtme me të cilat dallohet civilizimi islam, nëse u shkon për dore qeverive dhe shoqërive islame planifikimi qytetërues i pavarur, larg imitimit të verbët, euforisë dhe kompleksit të inferioritetit, origjinalitet, besim në vlerën e mësimeve – islame dhe civilizimit islam nga të cilat buron dhe mbi të cilat qëndron, si dhe besim në identitetin e tij.

## PEJGAMBER I MËSHIRËS PËR BOTËRAT DHE FE E MËSHIRËS PËR NJERËZIMIN

Këtë studim historik dhe analitik dhe vështrim botëror të jashtëm, pas pejgamberisë së Muhammedit s.a.v.s., do ta përfundojmë me atë që kemi përmendur në fund të librit tonë: “Biografia e Pejgamberit s.a.v.s.”, që të jetë përfundim i këndshëm për këtë studim:

Bota u ndryshua pas dërgimit të Pejgamberit s.a.v.s. dhe duke iu falënderuar atyre mësimeve madhështore, ashtu siç ndryshon klima, njerëzimi u transferua prej një stine e cila ishte e tëra me thatësi dhe vjeshtë, helm dhe nxehtësi, në një stinë e cila është e tëra pranverë, lule dhe kopshte nën të cilat rrjedhin lumenj, u ndryshuan natyrat e njerëzve, u ndriçuan zemrat me dritën e Zotit të tyre, kthimi tek Allahu xh.sh. mori përmasa të mëdha, njeriu njohu një oreks të ri të cilin nuk e kishte pasur zakon, shije të cilën nuk e kishte provuar dhe etje të cilën nuk e kishte njohur më parë.

Zemrat e shkreta, të thara, të ftohta, të shuara, u freskuan me ngrohtësinë e besimit dhe fuqinë e dashurisë.

[145] Për njohuri më të hollësishme kosulto kapitullin: “Rëndësia e civilizimit islam dhe nevoja për të”, në librin tonë: “El-akidetul vel ibadetu ves-suluk”, f.198-199.

Mendjet u shëndritën me dritë të re, shpirtërat u mbushën me erë të re, njerëzimi doli grupe-grupe duke kërkuar rrugën e vërtetë, pozitën e saj të lartë dhe duke pasur dëshirë të flaktë për pozitën e vet të ngritur e të lartë, për atë nuk has ndonjë prej popujve ose vendeve që nuk dëshiron të jetë i pari në këtë arenë dhe që nuk konkuron në të. Për atë, i sheh arabët dhe joarabët, Egjiptin dhe Shamin (Sirinë), Turkestanin dhe Iranin, Irakun dhe Horasanin, Afrikën Veriore, Spanjën dhe Indinë, siujdhesat e Indisë Lindore, të dehur me këtë dashuri të lartë, begati qiellore dashamirë të këtij qëllimi të lartë dhe nevojtarë për këtë derë të madhe.

Dukej se njerëzimi ra në vete dhe u zgjua, i hapi sytë e vet pas një gjumi të thellë e të gjatë, i cili zgjati shekuj të tërë, për atë (deshi ta kompensojë tërë atë) kaloi derisa u stërmbush çdo pjesë dhe shtyllë e saj me thirrës të devotshëm, të sinqertë, muxhahida (përpjekjes) reformues, edukues, njohës të Allahut xh.sh., të flaktë për krijesat e Allahut, sakrifikues të vetvetes dhe gjërave më të shtrenjta për të mirën e njerëzimit dhe shpëtimit të tij nga rreziku i cili i kanoset nga të gjitha anët, njerëz të cilëve ua kanë xhelozi melekët, i ndezën tagaret e zemrave të ftohta, e ndezën pishtarin e dashurisë hyjnore dhe bënë të rrjedhin lumenjtë e shkencave dhe arteve, urtësive dhe njohurive, hapën burime të pasura, të gufuar prej shkencës dhe njohurisë, besimit dhe mëshirës; në shpirtërat e njerëzve ndërtuan urrejtje të re ndaj dhunës dhe padrejtësisë, armiqësisë dhe mllefit, ua përcollën popujve të diskredituar, të shtypur e të nënçmuar leksionet e barazisë, i shtrënguan të braktisurit, të lënurit dhe të ngratët, të cilët i hodhi shoqëria, dhe i refuzuan familjet dhe fiset e tyre në gjoksat e tyre të mbushur plot dashuri dhe mëshirë ti do t'i’gjesh gjurmët e tyre dhe do t'i’vëresh dëshmitë e tyre në çdo pjesë prej pjesëve të shtrira si pozitat e zonave, dhe nuk është pa të asnjë shtëpi mbi sipërfaqe të tokës.

Shiko në qenësinë dhe cilësinë e veprave të tyre, e lëre më kuantitetin, vështroje lartësinë e ideve të tyre dhe ngritjen e tyre në sfera dhe horizonte të larta; shikoji ndjenjat e

tyre sensibile, shpirtin e tyre të ndieshëm, të qetë, të butë; mendjemprehtësinë e tyre të shkëlqyeshme, natyrën e tyre të shëndoshë, si i drejtoheshin njerëzimit dhe veniteshin për të sikurse dylli, si veniteshin dhe topiteshin personalitetet dhe shpirtërat e tyre në zjarrin e dhembshurisë dhe ngushëllimit, mëshirës ndaj krijesave dhe lakmisë pas asaj që është në dobi dhe në të mirë të saj; si binin në rreziqe dhe i mirëpritnin fatkeqësitë për t'i shpëtuar njerëzit dhe larguar rreziqet nga ata; si ishin pushtetarët dhe prijësit e tyre ndër ata që qeverisnin dhe ndjenin përgjegjësi, rrinin me ngulm natën dhe i mbronin kufijtë, e si pajtohej populli me ta, i respektonte urdhërat e tyre. Lexo, po ashtu, lajmet e adhurimit (ibadetit) të tyre, moslakmimit pas kësaj bote, gjendjes së tyre në lutje, vetitë e moralit të tyre, dëshmisë kundër vetvetes dhe gjykimit të tyre ndaj vetes; dashurinë e tyre ndaj të vegjëlve dhe të dobtëve; zemërbutësinë e tyre me vëllezërit dhe shokët; nderit dhe zemërgjerësisë së tyre; faljes dhe braktisjes prej tyre të armiqësisë; pastaj do ta shohish se ëndërrat e poetëve dhe artistëve, iluzioni i tyre fisnik, dhe talenti i tyre i rrallë nuk arrin deri në atë majë të lartë, në të cilën arritën ata në botën e faktit dhe realitetit, sikur të mos kishin qenë rrugët e shumta autentike dhe populllariteti i asaj që u përmend në këtë kapitull dhe, sikur të mos kishin qenë dëshmitë e besueshme të historisë, këto lajme do të dukeshin përalla dhe legjenda të cilat i ka thurrur imagjinata.

Ky revolucion i madh dhe kjo epokë e re lulëzuese janë prej mrekullive të Muhammedit s.a.v.s., prej begative të misionit të tij dhe prej puhive të mëshirës së Zotit, e cila i ka përfshirë tërë vendet dhe kohët.

E ka thënë të vërtetën Allahu i madh:

***"Dhe Ne ty të kemi dërguar mëshirë për botërat."***

# BIBLIOGRAFIA E LITERATURËS ARABE:


*– Kur'ani i ndershëm.*

*- Librat e hadithit (traditës):*

*– El-xhamius-sahih: Imam Ebu Abdullah Muhamed Ibën Ismail El-Buhari.*

*- El-xhamius-sahih: Lil imami Ebi-l-Husejn Muslim Ibën El-Haxhxhaxh Ibën Muslim El-Kushejrij En-Nejsaburi.*

*– Xhamiut-Tirmidhij: Lil Imami Ebi Isa Muhamed Ibën Isa Et-Tirmidhij.*

*– Sunenu Ebi Davud: Lil Imami Ebi Davud Sulejman Ibën El-Esh'ath Es-Sixhistani.*

*– Es-sunen El-Kubra Lil-Bejheki: Lil Al-lameti Ebi Bekër Ahmed Ibën El-Husejn El-Bejheki.*

*– Kenzu-l-ummal: Lil Al-lameti Alaid-din Ibën Husamud-din el-Burhanufuri.*

*– El – Islam vel Hadaretu – l-arabije: Muhamed Kurd Ali.*

*– E'lamun-Nisa li alemiji-l-urubeti vel islam: Omer Rida Kehale.*

*– El-Bidaje ve En-Nihaje: El-al-lame el-hafidh Imadud-din Ibën Kethir.*

*– Tarihu ahlak uruba – lejki.*

*– Tarihu-t-Turathi-l-arabij: Fuad Sezkin.*

*– Tarihu-l-edebi-l-arabi: Karl Brukelman. Daru-l-mearif. Kajro.*

*– Tarihu-s-sin: Xhems Karkern.*

*– Eth-thekafetul-islamijje fi-l-hind: Abdul Hajj El-Hasenij.*

*– Hadaretul-areb: Gustav Lebon.*

*– Rixhalu-l-fikri ve eda'veti fi-l-islam: Ebu-l-Hasen En-Nedevij. Daru-l-kalem, Kuvajt.*

*– Reva'iu Ikbal: Ebu-l-Hasen En-Nedevij. Daru-l-kalem. Kuvajt.*

*– Siretu ummi-l-mu’minin Es-sejidetu Aishe radijallahu anha: El-al-lame Es-sejid Sulejman En-Nedevij.*

*– Siretu Omer ibën El-Hatab radijallahu anhu: Ibën el-Xheuzij.*

*– Duha-l-islam: Dr. Ahmed Emin, mektebetu-n-nehdatil-Misrijje.*

*– El-ikdu-l-ferid: Ibën Abdu Rab-bihi.*

*– El – akidetu vel-ibadetu ves-suluk: Ebu-l-hasen En-Nedevij. El-Mexhmetu-l-islami el-ilmij Lekheneu.*

*– Futuhu-l-Buldan: El-Al-Lame, Ahmed Ibën Jahja Ibën Xhabir Esh-Shehir El-Beladhuri.*

*– El-Fihrist: Ibën en-Nedim.*

*- Keshfudh-dhunun: El-Haxh Halife Xhelebij.*

*– Madha hasire-l-alem bi inhitati-l-muslimin: Ebu-l-Hasen En-Nedevij, Daru-l-kalem Kuvajt.*

*– El-Mer’etu Bejne-l-fikhi vel kanun: Dr.Mustafa Es-Sibai.*

*– El- Mer’etu fi-l-Kur’an: Abas Muhamed Akad.*

*– Muëxhemu-l-Musaniffin: Mahmud Et-Tuvenkij.*

*– Mukadimetu Ibën Haldun.*

*– Menu Semerti.*

*– Menu Shasteri.*

# BIBLIOGRAFIA E LITERATURËS ANGLEZE

*- Anni Besant, Mrs."The life and teaching of Mohammad",Madras, 1932.*

*– Arnold.T.W. "Preaching of Islam", London, 1935.*

*– Barith, "Religion in India".*

*– Briffault Robert "The Making of Humanity".*

*– Caetani, "Analidal Islam", vol.II.*

*– Coulsen, N.L. Islamic Surveys, "The History of Islamic Law" Edinburg, 1971.*

*– Draper John Wiliam, "History of Conflict between Religion and Science", London 1910.*

*– Dutt.R.C. "Ancient India" 1691. Vol.III.*

*– Devenport, John, "Apology for Mohammad and Quran", London, 1869.*

*–"Encyclopaedia Britannica", 1927.*

*– Ernest De Bunsen "Islam or True Christianity", London, 1889.*

*– Gibb.H.A.R. "Whither Islam", London, 1932.*

*– Haine's, "Christianity and Islam in Spain".*

*– Hamilton.A.R. Gibb "Studies on the Civilization of Islam", London, 1960.*

*– Hartwig Hirschfeld, "New Researches into Composition and Exegesis of the Quran", London 1902.*

*– Jayswal, "Manu and Yajnaval".*

*– J.M.Rodwell. "Rev.G.Margoliouth in Introduction to the Koran".*

*– Jolivet Castelot, "La loi de l'Histoire".*

*– Harold Hoffding, "History of modern Philosophy".*

*– Lawrence, E.Browne, “The Prospects of Islam”, London 1949.*

*– Machauliffe, “The Sikh Religion”.*

*–Malley, L.S.S.O. “Popular Hinduism, The Religion of Masses”, Cambridge, 1935.*

*- Naidu Sarojini, “Speeches and Writings”, Madras. 1918.*

*– Nehru Jawahirlal, “Discovery of India”, Calcutta, 1948.*

*– Panikarr K.M. “A Survery of Indian History”.*

*– Seva Ram Singh, “Life of Guru Nanak”.*

*– Smith, Welfred Cantwel. “Islam in Modern History”, New York, 1953.*

*– Tarachanfd, Dr. “Society and State in the Mughal Period”, Delhi, 1941.*

*- Tarachand, Dr.”Influence of Islam on Indian Culture”.*

*– Toyanbee, A.J. “Civilization on Trial”, New York. 1948.*

*– Victor Chopart, “The Roman World”.*

*– William L.Langer. “An Encyclopeadia of World History”. 1964.*

## Përmbajtja